ROMAN

# NËNA SHEGË E PESË GOCAT



**Adem Demaçi**

**I.**

1.

Krisma e madhe, më në fund buçiti. U trand e gjithë Dardania nga gëzimi. U rrudh e gjithë Serbia nga befasia e ankthi. Një agim më shumë i ftohtë sesa i freskët buzëqeshte mbi Dardaninë. Pas atij 24 marsi të vitit 1999 askush në Dardani nuk ishte më ai që kishte qenë një ditë më parë. Trimat ishin bërë edhe më trima, frikacakët edhe më frikacakë, kurse të luhatshmit luhateshin edhe më shumë.

Nëna Shegë shkrepte nga gëzimi. Ishte veshur me të bardha e rangonte si përditë. Nuk thoshte asgjë, por vetëm herëherë vidhte Helin me sy. Helit i rrektinte zemra më shpejt se rëndom. Sot, rroja i zgjati më shkurt se rëndom. Doli te tavolina nën arrë, u ul dhe me bisht të syrit edhe ky përcillte të ëmën e cila më shumë fluturonte se që ecte. Helit se ç'i erdhi një mendim në formë pyetësore:

"Vallë, çfarë bluan me mend Shega, sot" ?

Ajo, shkonte e vinte andej-këndej. Solli sininë me pjata dhe

lehtë-lehtë e vendosi mbi tavolinë. Përkëdheli Helin me një shikim, por pa çelur gojën e përsëri humbi në kuzhinë. Heli kishte dëshirë që ajo, si prore, të thoshte diç, por ajo vetëm ecte-fluturonte dhe e përkëdhelte me shikime. Më në fund Shega solli edhe çfarë kishte me sjellë për kaftjall dhe erdhi e u ul përballë Helit duke ia falur këtij vetëm një buzëqeshje të vakët, por asgjë më tepër. Heli ia nguli sytë e mëdhej nënës së vet e nuk përmbajti dot gazin. Edhe Shega e shoqëroi me gaz pa qitur asnjë fjalë. Më në fund, pasi që fërkoi duart kot, Heli foli me shpoti e buzagaz:

- Moj Shega e Shkodrës!
- Fol, o trimi i Kosovës! – iu përgjigj Shega duke imituar tonin e burrave të odës.
- Nëse ia qëlloj, a po ma pranon?
- Po ta pranoj.
- A kishe pas dëshirë ta kishe Hajrushin tënd sot, këtu me ne?
- Po, o i urti i nënës! - foli Shega duke lënë tonin e burrave e duke marrë tonin e vet dhe shtoi duke ngritur sytë e mëdhenj e të zi drejt qiellit me re. - Sot, më shumë se kurrë, kisha pasur dëshirë ta kisha Hajrushin tim gjallë e të përjetonte bashkë me ne këto çaste...
- Po, a po të shkon hiç mendja se Hajrushin nuk do ta lenin gjallë? – ndërpreu Heli Shegën.
- Ndashtë, le ta vrisnin, por të paktën të shihte diçka. Ai shkoi pa parë asgjë. Thoshte shpesh: **“A është jetë, moj Shegë, që ta pres atë ditë që të mos e dëgjoj më emrin Jugosllavi?”** Nuk e priti. Thoshte: “A është jetë, moj Shegë e ta pres atë ditë që ta heqim Serbinë qafe?” As këtë ditë nuk po e pret. – tha Shega e iu rrëmbushën sytë.

Heli u pendua shumë që nisi muhabetin në këtë mënyrë. Uli shikimin, hëngri me zor kafjallin dhe duke u ngritur në këmbë, veshi xhupin e tha me zë të ulët:

- Nënë, dola pak. Dokumentet nuk po i marr me vete fare dhe nëse nuk kthehem, të lutem, mos më kërko nëpër ato

burgjet e tyre!...

- Ani, bir. – tha Shega duke u ngritur në këmbë e shtoi,- Të priftë e të përcjelltë e mbara!

Ajo qëndroi në këmbë derisa Heli u zhduk prapa derës së oborrit që mbylli pas vetes. Ajo përsëri u ul e u krodh në mendime të përziera:

“ Më tha – po shkoj – e shkoj. Ndoshta kjo do të jetë hera e fundit që pashë shpinën e evladit tim. Por, edhe sikur të më thoshte – a të shkoj? – vallë në mos do ta ndalja? Jo, kurrë! Mos vallë, duhet të rrojmë si mijtë nëpër biruca? Le të na vrasin! Edhe kjo do të jetë edhe një krim në llogari të gjakpirësve tanë...Por, përse nuk iu bashkova?... Sepse ai nuk do të donte që ta bëja një gjë të tillë. Ai, prej se është rritur, ka refuzuar që të ecte me mua rrugëve... Nuk do që ta shohë bota nënën e tij me një djalë gungaç. Ai nuk e di se çfarë është zemra e shpirti i nënës, prandaj... Më tha se nëse e marrin mos ta kërkoj. Por a do të mund të durohet zemra e nënës?...”

Shegës, në këto mendime e sipër i shkoi shikimi drejt qiellit që po mbulohej me re të dendura. U ngrit, mblodhi enët e shkoi në kuzhinë, por pa mundur të ndahej nga mendimet të cilat i vinin trumba-trumba...

2.

Heli, kur doli nuk kishte ndonjë cak të caktuar se nga do t’ia mbante, por ai doli vetëm që të sorollatej rrugëve e të shihte se si dukej Prishtina pas fillimit të bombardimeve të NATO-s. I ra kah Teatri “Dodona”, u drodh në Mëhallën e Pirinazit, shkoi rrugës përbri shtëpisë së Ismail Dumoshit, ngjiti rrugicën e shkurtë deri te rruga e gjerë e asfaltuar dhe u lëshua trotuarit të majtë, në drejtim të gjimnazit. Gjatë tërë udhëtimit, deri te rruga e madhe, Heli nuk pa njeri. Mirëpo, kur zbriti te furra pa një burrë trupshkurtër e flokëthinjur, me një jakne të blertë, i cili me duar në xhepa ecte me ngadalë. Në një moment, ja një veturë me kulm të hapur, nga e cila një burrë me flokë të qethura “a la prus” ngadalësoi marshin dhe nisi të çirrej në serbishte mbi

kalimtarin me jakne të blertë:
-Ende qenke gjallë?
-Gjallë, gjallë edhe i fortë! - iu përgjigj burri trupshkurtër e me jaknen e blertë.
-Vetëm edhe sot, vetëm edhe sot… – gërthiti burri nga vetura me kulm të hapur.
-Mos e leni për nesër, por kryeni punën që sot! – iu përgjigj burri pa nxjerrë duart nga xhepat.
Burri flokëbardhë në veturën e hapur, vringëlloi grushtin, shtrëngoi nofullat dhe ia shkeli tutje me zhurmë të madhe. Burri trupshkurtër e me jakne të blertë nuk e prishi fare terezinë, por vazhdoi me të njëjtin hap. Sakaq, Helit, burri trupshkurtër e me jakne të blertë iu rrit para sysh e iu bë baras me shtyllat elektrike! Heli shpejtoi hapat. Te shkallët ku lidhej Blloku i parë i banesave me rrugën e madhe e zu. E vështroi përskithi. Burri me jakne të blertë ishte vetë Azem Zeqiri. Heli duke u përkulur e duke u munduar të buzëqeshte ia zgjati dorën e i tha:
- Baca Azem, Ju përshëndes me respektin tim më të madh!
Azem Zeqiri, pa ndalur ecjen, ia zgjati dorën Helit e duke buzëqeshur i tha.
- Hel, ti qenke?! Paj, përse ke dalë, bre, bac?
- E, përse keni dalë Ju? – iu përgjigj Heli me pyetjen e vet.
Azem Zeqiri, papritmas u ndal, shikoi Helin drejt në sy, u mërrol e i tha:
- Vetëm që të më vrasin.
- Edhe unë. – tha Heli duke shikua Azemin drejt në sy.
Azemi, mati me sy djaloshin, ngriti kokën lart, pastaj uli shikimin drejt syve të Helit e tha:

- Atëherë, hallall gjini i nënës-Shegë!

Pasi që kaluan nja disa hapa, pa ndalur ecjen, Azemi me një zë fare të ftohtë ia priti Helit përbri:

- E sheh atë tankun atje poshtë, para Shkollës teknike?
- Po.
- Tank rus. T-81...
- Kanë frikë këta, apo duan të na frikësojnë ne?

- Edhe njëra edhe tjetra. Por, ta dish se pa e bërë një rrëmujë të madhe të përgjakshme, këta, nuk kanë ndërmend të tërhiqen nga Dardania jonë...
- Le të bëjnë çfarë të duan, por çfarë mendoni Ju, baca Azem, sa mund të zgjasë kjo rrëmujë që thoni?
- Paj, kështu si e kanë planifikuar ata planerët e NATO-s me bombardime nga dhjetë kilometra lartësi, me zero viktima dhe pa ndërhyrje me forca tokësore edhe mund të zgjasë bajagi.
- Paj, le të zgjasë sa të zgjasë, por më shumë se një vit nuk mund të zgjasë...- tha Heli me zë bukur të lartë.
- Jo, aq nuk ka për të zgjatur, por sa, krejt varet nga intenziteti dhe cilësia e bombardimeve...

Kur mbërritën përballë minimarketit "Ylker", tre policë fare të ri e ndaluan dhe e rrethuan Azemin duke lënë Helin jashtë rrethit.

- Ore, zotëri, - tha ai që ishte më bardhosh se dy të tjerët, - nuk keni dëgjuar se krisi lufta dhe se tash nuk është koha për të shëtitur...
- Vërtet, lufta krisi, por jeta po vazhdon dhe do të vazhdojë. – tha Azemi fare gjakftohtë.
- Si, more, domethënë se ty as nuk po të kërset k. që NATO-ja e sulmoi Serbinë! – tha ai më i ziu ndër të tre policët e ri.
- NATO-ja po tallet me juve, o zotëri! – tha Azemi buzagaz.
- Dëgjo, dëgjo se ç' flet ky plakaruq! A je në vete ti, o shul?!
- Ky shuli po të thotë ty se nuk ka luftë pa këmbësori! Shko pyete ti babën tënd dhe do të shohësh se çfarë ka ai për të thënë...
- Ik, more tutje se ti qenke për ç'mendore! – tha i gështejmi midis tyre dhe hapën rrethimin duke liruar Azemin që të vazhdonte rrugën më tutje. Me të u bashkua Heli që tërë kohën kishte qëndruar anash duke dëgjuar dialogun midis Azem Zeqirit e tre policëve të rij.
- Po, ti, – i tha Azemi Helit si i habitur, - ku ishe?
- Aty, jashtë rrethit, sepse ata mua nuk më vërejtën fare...
- Fare!...

- Fare. – tha Hali duhe ecur bri tij.
- Çudi! – tha Azemi dhe pas dy-tre hapave shtoi:
- Si po shihet këta e kanë humbur toruan fare...

Por, ndodhi tjetra. Duke kaluar lakesën përballë tankut të madh bri murit të Shkollës teknike, në të majtë panë ca policë të armatosur deri në dhëmbë. Si nëpër tym Azemi dëgjoi njërin nga ata të thoshte si vetmevete:

- More shokë, a ishte ky Azem Zeqiri, apo më bënë sytë?
- Paj, po e ndalim. - tha njëri prej tyre dhe thirri: - Hej, zotëri, a jeni Ju Azem Zeqiri?

Azemi e Heli u ndalën. Azemi tha:

-Po, unë jam vetë.

- Eja pak këtu, eja! – tha polici me "toki-voki" në dorë. Azemi u nda e shkoi para policëve. Dy prej tyre, të veshur me antiplumb, iu qasën Azemit. I gjati, me "toki-voki" në dorë, i tha:

- Si quhesh ti?

Azemi ia dha përgjigjen.

- Letrën e njoftimit?! – Ngriti zërin i gjati.

Azemi nxori letrën e njoftimit dhe ia zgjati policit.

Ai ia mori nga dora me rrëmbim dhe e hapi. Porsa lexoi emrin iu ngërmua Azemit:

- Përse ti nuk rri në shtëpi, por del e sorollatesh rrugëve?
- Jam i lirë dhe në qytetin tim dal kur dua vetë!
- Aha, je i lirë dhe në qytetin tënd, ë? Ti po paraqitesh si fort i zgjuar, a? Të tjerët ikin, kurse ti del e kinse shëtitësh...
- Unë nuk kam ndërmend të ik! – iu përgjigj Azemi rreptas.
- Do të ikësh, do të ikësh që nuk të ndalë as Zoti!...- tha polici dhe aktivizoi "toki-vokin".
- Alo, këtu e kam Azem Zeqirin.Ta ndaloj?

Pas një intervali të shkurtër u dëgjua përgjigjja:

- Nuk ka nevojë!

Polici ia zgjati letrën e njoftimit Azemit duke i thënë shkurt:

- Shko!

Azemi bëri nja dy-tre hapa, kur, përsëri, iu bashkua Heli.

- Ore, prapë ti?!
- Mua nuk po më vërejnë fare. – tha Heli me keqardhje.
- Përse, ti, ke dëshirë që të të vërejnë?!...

Heli nuk tha gjë dhe ashtu në heshtje vazhduan rrugën deri te Sahat-kulla, në kënd të oborrit të jashtëm të Gjimnazit. Aty, Azemi u ndal dhe duke ia dhënë dorën iu drejtua Helit:

- Tash, unë do të dredhoj kësaj rrugice këtu, bri shkollës fillore e do të shkoj pak kah motra ime se mos bëhet merak...
- Mirë, - tha Heli, - unë po trupoj këtu rrugës tatëpjetë e po ia mbaj kah pazari. Sot më jeni dukur më i madh se kurdoherë...
- Përse, more djalë? – pyeti Azemi.

Por, Heli tashmë, me disa hapa, ishte mbatanë rrugës e po zhdukej pas xhamisë së sulltan Mehmetit...

3.

Pazarxhijë kishte shumë pak. Shisnin serbët, kurse blinin shqiptarët e paktë. Pikërisht në momentin kur Heli u nis për të dalë, te dera e pazarit, sikur pa fytyrën e **Mimozës**. Deshi të kalonte duke u bërë se nuk po e shihte, por kot. Zëri i Mimozës e gozhdoi në vend:

- Hej, more, Hel! Përse bëhesh se nuk më sheh?

Heli u ndal dhe u mundua që të përshëndetej me gocën sa më ftohtas. Ajo filloi të fliste me zë të ulët dhe në një çast afroi gojën te veshi i tij dhe pëshpëriti:

- Sot me nënën e kemi kaluar rrapëllimë. Nuk më lejonte të dilja. I thashë se po shkoja në pazar për të blerë diçka, por ajo këmbëngulte që të mos dilja. Pata dëshirë fort të madhe që të piqesha me ty. – tha Mimoza duke u përflakur, herë-herë, në fytyrë dhe duke mbajtur tërë kohën Helin përdore. Heli vetëm kapërdihej e zihej në vete e nuk thoshte dot asnjë fjalë. Ajo vazhdoi:
- Hej, Hel!
- Fol! – mëmëzi tha Heli.

- A i beson ti intuitës së femrave?
- Paj...
- Dëgjo, u bë mirë fort që krisi, por unë sikur po e ndiej se ne do të ndahemi dhe nuk e di nëse do të shihemi më ...
- Çfarë flet, moj Mimozë?! - iu hap goja Helit.
- Dëgjo, Hel! – filloi prapë me pëshpëritjen Mimoza. – Nuk e kam dert fare të më vrasin, por frikohem fort mos më dhunojnë...

Heli u mërrol fort dhe i shtrëngoi dorën Mimozës. Bluante me vete çfarë t'i thoshte. Ajo vazhdoi pëshpëritjen:

- Hel, a nuk më zemërohesh nëse të them diçka?
- Jo! – tha Heli.
- Kam dëshirë të flaktë që një herë të jem e jotja e pastaj le të ndodhë çfarë të ndodhë...

Ajo, mbështeti fytyrën e përflakur mbi gungën e Helit.

- Çfarë flet ti, moj?! Çfarë mendimesh të çmendura të vijnë në kokë, ty?! – mërmëriti Heli duke shtrënguar fort Mimozën pas vetes.
- Hel, këta nuk do të ndahen prej nesh aq lehtë. Këta kanë për të na e helmuar ne lirinë...E di unë...Por, nejse, - e mori veten e para Mimoza.- Eja, më ndihmo të blej diçka për nënën-Shegë. – tha ajo dhe duke tërhequr Helin përdore, u futën përsëri në pazar. Heli ecte dorpërdore me Mimozën ndërsa në kokë i vlonin gjithfarë mendimesh. Ajo i shtrëngonte dorën fort dhe mbështetej pas trupit të tij...
- Ja, ku paska dredhëza! Të serave janë. Sigurisht i kanë sjellë nga Greqia a Turqia... Dy shporta dredhëza, ju lutem! - i tha Mimoza shitësit dhe bëri me dorë kah dredhëzat e stivuara.
- Di? – tha shitësi.
- Dy. – tha Mimoza.

Mimoza pagoi dinarët, kapi Helin përkrahu dhe dolën nga pazari. Heli u ndal e tha:

- Tash?
- Tash, - tha Mimoza, - po shkojmë drejt e te nëna Shegë.

Heli u step dhe çoi shikimin kah qielli.

- Hiç mos i shiko retë, Hel! Po shkojmë te nëna Shegë! – tha goca dhe tërhoq Helin kah rruga që të çonte në cakun që ajo donte.

Heli u bind. Pasi që trupuan asfaltin dhe kaluan teqen Mimoza i tha Helit me zë normal:

-Hel, nuk kam menduar kurrë se rrugët e zbrazta të Prishtinës sonë mund të jenë kaq trishtuese. Por, mirë se ti kurrë nuk kishe dëshirë që të tjerët të na shihnin bashkë si dy dashnorë...

- Ne qenkemi dashnorë?! – pyeti Heli duke ia shtrënguar krahun gocës.

- Po, dashnorë që shumë shpejt dushmanët do të na ndajnë e ku ta dijmë nëse e kur do të takohemi më...

- Ku e di ti këtë?

- Të fola për intuitën e femrave, pra! Po e nuhas gjëmën që do të na gjejë, por ndryshe nuk qe e mundur. Ata do t'i vllaqitin këta nga qielli, kurse këta do të na vllaqitin ne përtokë...

Helit i shpërtheu gazi e duke qeshur i tha Mimozës:

-Po, ku e gjete, moj e bekuar, këtë metaforë?

- Ma tha baba Azem sot, në mëngjes kur ia çova çajin e malit.

- Shiko, shiko, paj, sot, deri pak më parë, isha rrugëve me atë burrë sypatrembur...

- Ishe!

- Isha dhe dy herë e ndalën e e kërcënuan, ndërsa ai tallej me ta...

- E, ti?

- Mua as nuk më vërejtën fare...

Kur mbërritën te shkolla fillore mësuesja Akter, nga karshi, e buzëqeshur, ua bëri me dorë.

- E njeh ti, Hel, zojën Akter?
- Si nuk e njoh, moj, kur e kam pasur mësuese!
- Lumthi ti! Të gjithë e lavdërojnë.
- Është atdhetare, ajo.
- Po, mësuesen Ajtene Pllana e njeh?
- E njoh.

- Ajo është motra e Amir Gashit i cili kishte pas qenë në një klasë në gjimnaz me babën Azem. Edhe ai ka qenë në burg. Baba Azem e lavdëron shumë.
- Ashtu?
- Po. E, mësuesen Nybevete Drini,  e njeh?
- E njoh. Ka qenë e rreptë, por si mësuese ka qenë fort e zonja...
- Vëllai i saj, Hasan Berisha, ka qenë në burgun e parë, në Sremska Mitrovicë, me Azem Zeqirin.
- Vërtet?
- Po. Këtë ma ka thënë vetë babi Azem. – tha Mimoza e shtoi me gëzim: - Hel, ne erdhëm!  Tërë ato rrugë kaluam dhe përveç mësueses Akter nuk takuam njeri! Sa tmerr!

Heli hapi portën e oborrit dhe e shtyu Mimozën të parën. Nëna Shegë, me të dëgjuar rrapëllimën e portës doli nga kuzhina dhe me të parë cilët ishin, si ndonjë çupëlinë, kërceu nga gëzimi.

Heli u nda dhe shkoi  drejt në dhomën e vet. Shega e Mimoza mbetën ballëpërballë, pa u përqafuar, si të ngrafitura. Mimoza sikur donte ta kapërdinte me sy nënën-Shegë. Shega, sikur u tremb nga ai shikim zhbirues i vajzës së re dhe theu heshtjen e para:

- Evlad, çfarë ke që më shikon ashtu?

Pas kësaj pyetjeje, Mimoza iu hodh në përqafim nënës-Shegë e u shkreh në vajë.

- Moj Mimozë, - i pëshpëriti nëna-Shegë gocës në vesh, - më thuaj çfarë të mire ke kështu?
- Po kam frikë se ky mund të jetë takimi ynë i fundit, prandaj...
- Aaaa! Jo, trimëresha ime! Këto punë nuk i di askush përveç Zotit të madh...
- Këta janë egërsira, nëna-Shegë. Këta nuk do të ndahen aq lehtë prej nesh. Kam frikë se do të më dhunojnë, prandaj, prandaj... – pëshpëriste duke dënesë Mimoza.
- Edhe pasi të na dhunojnë nuk do të qajmë! Edhe po të na rrjepin nuk do të qajmë! E deshëm lirinë e liri falë nuk

ka...Disa do të vriten, disa do të plagosen, disa do të dhunohen. Si t'i bjerë kujt shorti.

Mimoza pushoi vajin. Nëna Shegë uli gocën ngadalë në kolltukun prej thuprave dhe nisi ta ledhatonte flokëve. Pasi që goca mori paksa veten, Shega u ul përballë saj dhe e pyeti Mimozën me zë të ulët:

- Kush të tha ty se do të të dhunojnë?
- Belkizja.
- E po, frikacaket, më së pari mendojnë se si do t'i dhunojë dikush. Nëse nuk paska dashur që ta dhunojnë përse nuk paska dalë në mal, të rrokë armën në dorë dhe të mos dorëzohet e gjallë? – tha Shega duke rrudhur buzët.
- Unë do të dilja, por nuk e dija se me kë të lidhesha dhe kah t'ia mbaja...
- Nuk e kam fjalën për ty, bija ime, - e ndërpreu Shega e vazhdoi, - e kam fjalën për ato "hanëmet" të cilat kinse duke ruajtur "dy gisht vend" mendojnë se e paskan kryer detyrimin ndaj atdheut!...

Mimoza qeshi me këtë metaforë të Shegës. Gruaja e gëzuar që goca u lirua paksa, vazhdoi buzagaz:

- Po, de! A nuk është ashtu? Duhet ta kuptojmë se çka është më kryesorja. **A është** gjë më e rëndësishme lirimi i njëmbëdhjetë mijë kilometrave katrorë të atdheut a paprekshmëria e "dygishtvendit"? A është më i rëndësishëm atdheu a janë nëna e baba? A është më i rëndësishëm atdheu, apo familja?

Mimoza u kthjellua dhe po pohonte me kokë.  Shega vazhdoi:

- Goce, shko të lutem në kuzhinë e na i qit gjygymat me çaj se unë po shkoj një minutë te Heli e po kthehem këtu ku jemi.

4.

Kur hyri Shega në dhomë e gjeti Helin të shtrirë në krevatin e hekurt, me duar nën kokë e me sytë të drejtuar në tavan. Ajo u tall:

- O, trimi i nënës! Mos po i shikon aeroplanët e NATO-s në

qiell?

Heli u ngrit ulur duke buzëqeshur me zor. Shega kaloi menjëherë në temë:

-Goca po frikohet se mund ta dhunojnë...

- Edhe mund ta dhunojnë e mund të dhunojnë edhe me mija goca e gra tjera, por ajo nuk ka faj se nuk e ka parasysh një fakt që ne jemi, krejt një popull, të dhunuar e që po dhunohemi nga pushtuesit serbë tash njëqind vjet...

- Ashtu, pra! Të ka nëna jo vetëm trim, por edhe të mençëm! – kaq tha Shega dhe para se të largohej shtoi: - Gocës i thashë të na i qesë gjygymat me çaj. Mos u vono e eja!

5.

Porsa Shega doli nga korridori i dhomës në oborr, doli edhe Mimoza nga kuzhina. Të dyja u ulën ku ishin më parë. Mimoza me një shikim të pandërprerë ledhatonte ëmbël Shegën. Ajo vërejti këtë ndryshim.

- Më shikon si beba nënën e vet. Apo më duket?
- Nuk të duket nëna-Shegë, ashtu është. Ti, me fjalët tua më shpëtove nga një tragjedi që po i përgatisja vetes...
- Qyqe, nëna! Çfarë tragjedie, moj?! – e ndërpreu Shega.
- Për shkak të mundësisë së dhunimit nga ana e këtyre bishave, në kokë më silleshin vetëm mënyrat më të lehta se si të bëja vetëvrasjen...
- Qyqe, nëna! Qyqe, nëna! Si guxon ushtarja e atdheut të mendojë fare për vetëvrasje, moj! Nëse do të na vrasin pushtuesit e egër, ani, mirë. Por ne i takojmë pjesës së vetëdijshme të kombit dhe, të vrasësh veten, në këtë rast, do të thoshte të vrasësh cilindo ushtar të përkushtuar të atdheut. Më kujtohet, para shumë e shumë vjetësh se ku e kishte gjetur Hajrushi një libër të hollë me tregime të një shkrimtari grek, të përkthyer në serbishte. Më tha:

“Lexoje Shegë këtë tregim të shkurtë që e nënvizova për ty dhe shiko e bindu se çfarë atdhetarësh janë grekët”.

- Ishte shkruar thjeshtë e ishte fort i shkurtë, gjithsejtë tri

faqe, por më ka mbetur i thadruar në mendje për sa të jem gjallë. Në ditët e pushtimit gjerman të Greqisë, po udhëtonte për në cakun e vet një grup kryengritësish të fshehur në barkun e një anijeje, ndër të cilët ishte dhe një nënë me një bebe përgjini. Në një liman, papritmas, kishte hyrë kontrolla gjermane për të bërë punën e vet. Ilegalitet ishin fshehur prapa disa arkave me kripë e disa thasëve me pambuk. Në këtë e sipër bebja sikur deshi të përmendej, ndërkaq nëna e saj për të mos zbuluar shokët e shtrëngoi beben në fyt me shpresë se kontrolli nuk do të zgjaste shumë. Mirëpo, kontrolli zgjati më shumë se që dëshironte nëna e gjorë. Pasi që ishin tërhequr gjermanët, nëna-heroinë kishte vajtuar beben e vet duke i kënduar këngën e cubit më të ri të lirisë... Kupton?

- E kuptoj. – tha Mimoza me vendosmëri e vazhdoi. – Le të ndodhë çfarë të ndodhë, por po bindem se gjithsesi është më mirë për atdheun të qëndrojmë sesa të dorëzohemi. – tha Mimoza me vendosmëri.
- Po, pra! Lumthi unë për ty që të kam! Dorëzimi është humbje e sigurt, kurse qëndresa është gjithmonë një mundësi për fitore...Pa, shko e thirre Helin se unë po shkoj në kuzhinë të shoh se çfarë po ndodhë me çajin tonë.

6.

Mimoza hapi derën e dhomës lehtas. Heli ishte i ulur e kishte ra në mendime. Ajo, me hapa të vendosur, vrap, shkoi e u ul në prehrin e Helit duke e përqafuar me afsh.

- Moj, ti! Je tamam, apo je çmendur?! – pëshpëriti Heli.
- Jam çmendur! – tha Mimoza dhe filloi të puthte faqet, sytë e buzët e Helit...
- Moj, ti, a nuk të shkon mendja se do të mund të na gjejë nëna në këso pozite?
- Nëna-Shegë është shumë e mençme sa për ta bërë një gabim të tillë.
- E, unë a jam aq i marrë sa ta bëj një gabim në të cilin po më shtynë ti, goce?

- Ky nuk do të ishte gabim Hel, por meqë ti po mendon se do të ishte gabim po e lëmë...Kjo punë me zor nuk bëhet.- tha Mimoza dhe vrik u ngrit nga prehri i Helit e u ul përbri tij në krevat...
- U zemërove, goce? – pyeti Heli me dëshpërim.
- Jo, Hel, nuk zemërohem në ty sepse ti e ke qëllimin e mirë, mirëpo vetëm me qëllime të mira nuk fitohet parajsa...
- Shiko, shiko, filozofen e vogël! – tha Heli dhe u ngrit në këmbë. Hapi derën e dhomës dhe i bëri me shej Mimozës që të dilnin. Mimoza u bind.
- Ku jeni ju, more? – tha Shega buzagaz e shtoi- Edhe pak e desha të cakërroja gjygymat. Mimoza hëngri paksa buzën me dhëmbë dhe duke u shtirur sikur nuk kuptonte për çfarë ishte fjala, shkoi në kuzhinë. Shega iu drejtua Helit me zë të ulët:
- More djalë, çfarë është duke ndodhur me ju kështu?
- Goca ka një ide të çmendur. – tha Heli dhe uli shikimin poshtë.
- Dëgjo, biri i nënës. Edhe unë po të isha në vendin e saj me siguri do të mendoja e do të veproja si kjo. Mirëpo edhe unë po të isha në vendin tënd ndoshta do të sillesha e do të veproja kështu si po vepron ti. Por, dije edhe një gjë se shpesh herë intuita e femrave është më e hollë sesa arsyeshmëria e burrave. Kjo ka frikë se kanë për ta dhunuar e nëntëdhjetë e nëntë për qind ashtu edhe do të bëhet...
- Dëgjo, dëgjo tash edhe ti qenke bërë filozofe! – tha Heli dhe çoi shikimin kah qielli.
- Paj, me kë të rrish, hejdi, i tillë edhe bëhesh, por...
- Nuk ka por, nënë!- ngriti zërin Heli dhe duke ulur zërin shtoi: - Unë atë punë nuk mund ta bëj!
- Punë e madhe, - tha Shega si me zemërim, - mos e bëfsh ti do ta bëjnë banditët!...

N’ata, Mimoza u kollit dhe doli nga kuzhina me tabakanë me bardakët e çajit para duarsh.

- Hë, të pastë nëna!

Mimoza, me shikimin gjithnjë poshtë, uli tabakanë në tavolinë dhe nisi të vendoste tabllat e gotat përpara Shegës e Helit dhe në fund para vetes. Shega për të çelur muhabetin iu drejtua me shpoti Helit:

- Fole një fjalë, Hel, he burri i Kosovës!
- Burrë i Kosovës është Azem Zeqiri se Helin tënd as nuk po e shohin!
- A, atë dert e paske ti?! Hajt, biri i nënës se të gjithëve do të na vijë radha! Mos ki merak se frik do të vijë koha që këta të flamosur, si thonë toskët, të na kapin rrëmetë përpara! Sa i takon dhunës, gjithë sa janë shqiptarë janë kandidatë për atë punë! Por, ndashtë!... Mirëpo, çfarë po thotë zotëri Azemi? – iu drejtua Shega Mimozës.
- Baba Azem po thotë, - tha Mimoza duke i hedhur një shikim Helit - se NATO ka për të vllaqitë çetnikët, ndërsa çetnikët kanë për të na vllaqitë ne!
- Sa mendjehollë që është ai njeri, - tha Shega, - me një fjali i ka përfshirë të gjitha...
- Sot, si duket, - kapi Heli bardakun me çaj e shtoi, - nuk do të vazhdojnë bombardimet  se qiellin po e mbulojnë retë.
- Do të ketë mjaft ditë edhe për bombardime e edhe për maskarallëqe tjera, por goce, mos përto e shko na i sill ato dredhëzat tua t'i provojmë...

Mimoza shkoi atje ku i tha Shega, ndërsa kjo iu drejtua Helit me zë të ulët:

- Hej, evlad, çka ta merr mendja, çfarë do të bëjnë këta gjakatarë me ne?
- Ashtu si e bleva unë nga kërcënimet që ia tha një udbash nga makina Azem Zeqirit dhe nga fjalët kërcënuese që ia tha njëri nga policët që e ndalën Azem Zeqirin, këta kanë ndërmend të vrasin e të dëbojnë shumë njerëz nga Dardania...
- Ashtu? -  tha Shega dhe pas një pushimi, shtoi: - Po, nëse vinë e duan të na largojnë ne nga shtëpia jonë si duhet të veprojmë ne të dy?

- Të mos dalim të gjallë! – shkrepi Heli përgjigjen.
- Ani, bir, si të thuash ti. – tha Shega.

Goca solli dredhëzat e lara në një vangë të madhe bashkë me tri pjata të vogla dhe i vuri në mes të tavolinës. Pastaj u ul në kolltukun prej thuprash e tha:

- Nuk ishin aq të mira sa m'u dukën, por dredhëza janë...

Shega mori një dhe pasi e kafshoi tha:

- Të mira qenkan, por shko të lutem goce e na e sill pak sheqer që t'i ëmbëlsojmë paksa!

Mimoza shkoi, kurse Shega iu drejtua Helit me zë të ulët:

- Por, çfarë do të bëjmë me gocën?
- Gocën do ta çoj në shtëpinë e vet...
- Po, nëse kjo nuk do të dojë të shkojë?
- Do të shkojë, do të shkojë kur t'i themi se nuk bën ta lërë vetëm bacën Azem...
- Mirë e ke. – pëshpëriti Shega.

Mimoza erdhi me tri tablla tjera e kutinë e sheqerit në dorë.

Pasi hëngrën dredhëzat, Shega iu drejtua Mimozës:

- Evlad, zotëri Azemi mund të bëhet merak për ty, prandaj shko sa nuk është bërë vonë.
- Paj...- deshi të thoshte Mimoza diçka, por Shega e ndërpreu:
- Gjynah është ta lësh atë vetëm me Belkiz-hanëmin. Ai, ty të ka mbështetjen më të madhe në atë shtëpi...
- Ashtu është. – tha Mimoza e shtoi me gjysmë zëri:- Po shkoj, pra. – tha e u ngrit.

Pas një përqafimi të zjarrtë me Shegën, Mimoza, para syve të Shegës, kapi Helin përkrahu dhe u larguan.

7.

Rruga ishte e shkretë. Mimoza e kapi Helin përdore. I ranë rrugës së asfaltuar mbi Vellushë. Para shtëpisë së Avokat Bajram Kelmendit qëndronte një “maricë“ e policisë dhe dy policë të armatosur bri saj. Dera me kangjella e oborrit të shtëpisë së avokatit ishte krahekrah e hapur. Prej andej sikur

dëgjoheshin disa zëra. Heli e Mimoza u ndalën për të përgjuar, ndërsa njëri nga policët bri makinës policore u gërthiti:

- Ç'është? Përse u ndalët? Çfarë shikoni? Majmunat? Hajde, mërthenju tutje!

Heli e Mimoza vazhduan rrugën. Pasi që u larguan paksa, Mimoza i pëshpëriti Helit:

- Hej, Hel, atje ndodhte diçka e keqe...
- Çfarë mund të kenë këta të flamosur me Bajram Kelmendin? Ndoshta mund të jetë ndonjë gabim...Por nuk e besoj se këta mund të gabojnë me Bajram Kelmendin. Këta të poshtër e dinë fort mirë se kush është Bajram Kelmendi. Unë nuk e shkoqis dot këtë problem, por zotëri Azemi mund të shohë diçka prapa kësaj pune... Të thash se mund ta burgosin, kjo do të ishte një çmenduri nga ana e tyre...
- Paj, o Hel, këta çmenduri janë duke bërë krejt kohën me ne...
- Po, po, por diçka këtu nuk po më ecën sipas rradakes sime...
- Paj, këta, o Hel, nuk janë duke punuar me rradake fare. Këta janë...drenicakët e kanë një fjalë fort banale të cilën unë nuk mund të ta them sepse unë e ti ende nuk jemi një, por ndoshta ti mund ta kesh dëgjuar...
- Jo, nuk e kam dëgjuar, por sidoqoftë, ti pyete zotëri Azemin dhe ma thua me telefon mendimin e tij... Mirëpo, jo! Telefonin tonë mund të mos e përgjojnë, por telefonin e Azem Zeqirit e përgjojnë qindpërqind...Jo!

Ashtu duke pëshpëritur e të rrokur dorëpërdore, Heli e Mimoza mbërritën në sheshin para teatrit. Në platonë, para dyerve të hyrjes të teatrit çetnikët kishin instaluar dy altoparlantë të mëdhenj nga të cilët me zë fort të lartë këndoheshin këngë të vjetra çetnike:

" Od Topolle pa do Ravne Gore, Sve su strazhe gjenerala Drazhe, A patrolle Kallabiqa-llolle!..."

Sheshi i zbrazët i Prishtinës kumbonte nga kënga çetnike. Para shkallëve të teatrit erdhën e u ulën ca carrokë romë të cilët

filluan të tundnin kokat sipas ritmit të këngës. Pas kësaj nisi kënga tjetër:
“ Spremte se spremte, çetnici, Luta qe bitka da bude…”

- Hajde, more hajde, - i foli Heli me zë Mimozës, - paj, këta ia paskan hequr petën lakrorit fare, moj!
- Fare, fare! – pohoi Mimoza gjithashtu me zë që shurdhohej nga kumbimi që vinte nga altoparlantët gjigantë.

Heli e Mimoza, morën rrugën që të çon për Divanjoll dhe prej andej rrugicave për në Tophane, ku kishte shtëpinë Mimoza.

8.

Në shtëpinë e Belkiz-hanmit, Azem Zeqiri, i shtrirë në kauç, shikonte televizorin...Papritmas, u hap dera e dhomës me rrëmbim dhe Belkiz-hanmi, e sarrakuqur dhe pa frymë u fut brenda e drejt shkoi te Azem Zeqiri. Pasi që u ngop frymë, i qiti duart në bel e i foli Azemit me zë të lartë:

- Lere, more Azem televizorin se u bëmë horr!

Azemi, pa lëvizur nga vendi, ia hapi sytë Belkiz-hanmit duke i thënë:

- Çfarë kiameti u bë, moj Belkiz?

- Si, çfarë kiameti, more?! Hej, mua Zoti më mirë ma marrtë shpirtin se ç’po shoh unë me sytë e mi!

- Çfarë u bë, moj? A vranë dikë, a çfarë?

- Jo, more, por vajza jonë po përqafohet e po puthet para dritareve të shtëpisë sonë me atë gërbën!...

Azemi u prirë në gaz e tha me shpoti:

-Vallë, kjo qenka për ty ngjarja më e rëndësishme e ditës së sotme?!

- Pse, a mos po çaj unë kokën time për NATO-n e për maton, a?! Të kam thënë një mijë herë se mua politika nuk më intereson! Mua më intereson vetëm nderi im e i familjes sime!...

Azemi, u ngrit nga kauçi e duke u nisur kah dera tha me dëshpërim:

- Ty nuk po të intereson politika, por politika po interesohet për ty, he, lumthi Dardania për nderin tënd e të familjes

sate!

Porsa Azemi mbërriti krye shkallëve, Mimoza e sarrakuqur po ngjiste shkallët. Balkiz-hanmi, një hap më larg nga Azemi, me duar në bel, po dridhej pa fjalë. Goca, pa thënë asnjë fjalë, u mbështet me fytyrë për trupin e Azem Zeqirit. Azemi i bëri shej me dorë Belkizes që të largohej dhe ajo u bind. Azemi i vuri dorën në shpatull gocës dhe sëbashku u nisën për në dhomën e tij të punës. Azemi u ul në kolltukun e vet, ndërsa Mimoza u ul përballë tij në kauç. Azemi e filloi bisedën thjeshtë.

- Goce, si t'u duk situata në qytet?
- Babi, ishte e shkretë dhe shumë, shumë e trishtueshme. Helin e takova në pazar. Shumë serbe e serbë shisnin, kurse shumë pak shqiptarë blenin. Bleva pak dredhëza dhe shkuam te nëna-Shegë...
- Të lumtë! Paske bërë shumë mirë. Çfarë thoshte zoja Shegë?
- Ajo ishte shumë e gëzuar, mirëpo unë ua prisha atmosferën me këtë frikën time. Mirëpo, nëna-Shegë m'i tha disa fjalë me të cilat m'i hoqi ethet nga shpirti si me dorë. Tani po mërzitem vetëm për ty e për Helin...

Azemi luajti paksa nga vendi dhe ndërhyri butësisht:

- Dëgjo, bija ime! Me mërzi e me frikë nuk fitohet asgjë. Kështu e ka lufta për liri. Ata që kanë fat ndërrojnë jetë për të mos vdekur kurrë, kurse ata që mbeten gjallë tregojnë për ata që luftuan e që vdiqën dhe mundohen të sendërtojnë idealet e dëshirat e heronjve e të dëshmorëve tanë. Me një fjalë:jeta vazhdon.
- Jeta vazhdon babi, por dhimbjet a vdesin?
- Dhimbjet do të vdesin, bija ime, kur të vdesim edhe ne...Por, më trego të lutem si kaluat rrugës?
- Kur dolëm me Helin nga nëna-Shegë i ramë kah rruga e Vellushës. Para shtëpisë së avokatit, Bajram Kelmendi qëndronte një "maricë" e madhe dhe dy policë të armatosur. Dera e oborrit të shtëpisë ishte hapehrah. Brenda sikur dëgjohej njëfarë zhurme e papërcaktueshme.

U ndalëm të përgjonim, por policët na përzunë. Aty po ndodhte diçka fort e keqe...

- Po, - tha Azemi i brengosur, - aty do të ketë ndodhur diçka fort e keqe...
- Çfarë ta merr mendja, babi?

Azemi ra në mendime e pas një copë here tha:

- Nëse e kanë arrestuar dhe nëse do ta likuidojnë Bajramin, atëherë këta duke i futur tmerrin popullatës kanë ndërmend që ta zbrazin Prishtinën...
- Ta zbrazin! – thirri Mimoza e trembur fort.
- Bija ime, këta janë çmendur! Dhe të çmendurit nuk dinë se ç'bëjnë. Këta mund ta bëjnë pikërisht atë që kurrsesi nuk do të guxonin ta bënin. Vrasjet dhe dëbimet e popullatës janë argumentet që më së shumti u duhen NATO-s dhe Amerikano-Evropianëve. Këto marrëzi të çetnikëve arsyetojnë në mënyrën më të qartë e më konkrete veprimet e NATO-s....
- Dhe, po, gati harrova të të them: në qendër, nga platoja e teatrit ushtonin ca altoparlantë gjigantë me këngë çetnike...
- Je e sigurt për këtë që thua? – tha Azemi me gëzim dhe brofi në këmbë e shtoi: - Këta përfundimisht i paskan la specat!...Nuk po të kujtohet ndonjë fjalë nga ato këngë që thua, goce?
- Jo! – tha Mimoza e hutuar dhe si në faj.- Së pari herë në jetën time dëgjova aso fjalësh...
- Mos ishin fjalët "Od Topolle, pa do Ravne Gore, Sve su strazhe gjeneralla Drazhe, A patrolle Kallabiqa –llolle"?
- Po! Pikërisht këto fjalë ishin, babi!-tha Mimoza me habi të madhe e edhe ajo brofi në këmbë. – Ku i ditke, babi, ti, këto fjalë?
- Po si të mos i di, moj bija ime, kur krejt jeta ime më shkoi burgjeve me çetnikët!
- Edhe një këngë tjetër, edhe një këngë tjetër e këndonin për çetnikët, por...nuk di...
- Mos ishte "Spremte se spremte, çetnici! Teshka qe bitka da

bude!...”

- Po! – klithi Mimoza, rrahu shuplakat, u përplas në kauç e tha: - Babi, ti po më mahnitë me kujtesën tënde!

Edhe Azemi u ul në kolltukun e vet e tha me zë fort serioz:

- Plojë të madhe paskan ndërmend të bëjnë çetnikët në Dardani, por a ma jep besën se çfarëdo që të ndodhë do të bëhesh e fortë dhe nuk do të ligështohesh?
- Ta jap besën, babi! – tha Mimoza dhe shtrëngoi grushtet e nofullat.
- Amaneti i Drazh Mihajlit ka qenë që të pastrohet Dardania nga shqiptarët dhe këta, të çmendurit, po mendojnë se pikërisht tash është koha për të bërë një gjë të tillë.
- Si, babi? – pyeti Mimoza me zë që dridhej.
- Si, nuk e di, por shumë, shumë shpejt do të shihet. Planet që këta i kanë ruajtur në kasafortat sekrete të shtatmadhorisë i paskan nxjerrë jashtë. Përpjekjet për realizim do të pasojnë fort shpejt. Lidhi veprimet e tyre. Këngët çetnike këndohen në qendër të Prishtinës. Bajram Kelmendin, të cilin e njeh e gjithë Dardania e besa edhe bota, sigurisht do ta likuidojnë për të futur tmerrin tek qytetarët e thjeshtë... Krejt kjo bëhet si përgatitje psikologjike për dëbimin tonë... Hajri e daftë! – tha Azem Zeqiri duke buzëqeshur e shtoi: - As unë nuk do të kisha ditur t’i mësoja më zi se që janë duke punuar këta për të zezën e vet. Viktima të mëdha do të ketë, por a ka çmim liria?!
- Nuk ka! – tha Mimoza sikur pyetja t’i ishte drejtuar asaj...

II.

1.

Dita e nesërme, pas fillimit të bombardimeve të NATO-s agoi me qiell të përzier me re e pa re. Por shpërthimet po dëgjoheshin, larg e afër. Mirëpo, pati edhe bomba tjera të zeza bubullimat e të cilave u shpërndanë me shpejtësi të hatashme gjithandej Dardanisë. Dje nuk e kishin pas arrestuar vetëm

Bajram Kelmendin , por edhe të dy djemtë e tij. Në Mitrovicë e kishin arrestuar poetin Latif Berisha me një person tjetër. Në Prizren e kishin pas kërkuar Masar Shportën, por ai, për fat të vetin, nuk kishte pas ndodhur në shtëpi. Në Gjakovë, sipas fjalëve që qarkullonin veshmëvesh, kishin arrestuar njëqind a dyqind a treqind veta, në mes të cilëve edhe këngëtarin e dëgjuar Esat Bicurrin, juristin e njohur Bardhyl Çaushin e shumë të tjerë...

2.

Fiks në orën dhjetë të ditës, tre policë u pozicionuan përpara derës së shtëpisë të Belkiz-hanmit. Belkizja që ishte duke shikuar prapa perdeve, vrapoi tek Azem Zeqiri.

- Azem! Policia, pasha Zotin, para derës sonë!
- Hajërli qoftë, moj grua! Policia, pa çka?
- Si, pa çka, more njeri! Mos po të burgosin?
- Paj, nëse më burgosin a mos u bëka kijameti.

Pas pak u dëgjua zëri i ziles.

- Ata!- thirri Belkiz-hanmi me frikë.
- Mos u friko se unë po dal.

Në këto fjalë e sipër, Mimoza doli nga dhoma e vet e iu drejtua Azem Zeqirit:

- Babi, çka po ndodhë?
- Asgjë e jashtzakonshme. Policia në derë...- dhe zbriti shkallët e hapi derën.
- Mirëmëngjesi, zotëri! – iu drejtua polici me gradë e me një çantë të madhe rrypi në krah, Azemit, - e vazhdoi me ton të butë:- Na falni që po ju shqetësojmë, por kemi urdhrin që të bastisim shtëpinë tuaj.
- Në rregull, - u përgjigj Azem Zeqiri, - por a keni farë dokumenti?
- Dokument të veçantë nuk kemi, por meqë është gjendje e jashtëzakonshme lufte e kemi urdhëresën e përgjithshme që kudo që dyshojmë, - të bastisim. Nëse nuk bindeni kemi autorizimin që të përdorim edhe forcën.

Azemi u largua nga dera dhe bëri shej me dorë që të hynin. Polici me gradë e me çantë i bëri shej policit më të gjatë që të qëndronte para dere, kurse tjetrit i dha shej me kokë që ta ndiqte. Azem Zeqirit i tha:

- Zotëri, na prini, Ju, përpara!

Krye shkallëve prisnin Belkiz-hanmi e Mimoza. Polici me gradë e me çantë në krah, së pari iu drejtua Mimozës:

- Ti, goce, hyn në dhomën tënde e qëndro atje, ndërsa Ju, komshike, bashkë me zotërinë Tuaj na prini në dhomën tuaj të fjetjes, kurse ti Stevo qëndro këtu, në korridor!

Belkiz-hanmi, duke ngurruar, drejtoi shikimin kah Azemi e pastaj i tha policit:

- Cili komshi jeni ju që unë nuk po Ju njoh?
- Ashtu po bie fjala, komshike, -tha polici me të butë.
- All-llah! – bëri Belkiz-hanmi dhe u drejtua kah dhoma e fjetjes. Azemi e polici me gradë e me çantë u nisën pas saj.

Pasi që u futën në dhomën e fjetjes, polici me gradë e me çantën në krah, ia hodhi një shikim panoramik dhomës e tha me zë të ulët e të butë:

- Rregull, pastërti e pasuri! Por, më falni që rregullat tona policore nuk lejojnë që të zbathemi...- Dhe, duke shikuar herë Belkiz-hanmin, herë Azem Zeqirin, me zë çuditërisht të butë tha: - Dëgjoni, ju lutem! Që të mos e bëjmë krejt shtëpinë rrëmujë duke hallakatur, qitni krejt çka keni prej ari e argjendi në këtë tavolinën këtu, - tregoi me gisht tavolinën para pasqyrës – dhe të ndahemi në paqe, ashtu si u ka hije komshinjve të mirë...

Belkiz-hanmit një çehre i shkonte një i vinte, kurse Azem Zeqiri mëmëzi përmbahej që të mos ia plaste gazit. Polici me gradë e me çantën në krah, duke parë ngurrimin e Belkiz-hanmit, vazhdoi prapë me atë butësinë e vet të çuditshme:

- Si thoni, Ju, komshike? Më mirë të mos na nxirrni punë as neve, as juve. A? – tha polici me gradë, përplasi çantën e madhe të rrypit në krevatin dopio e vazhdoi po me atë butësinë e rreme: - Ju, e dini atë fjalën tonë të butë: “Biraj

ago, koje ti je drago”! A?

Azem Zeqiri, memëzi përmbante gazin, kurse Belkiz-hanmi, pasi që shikoi edhe një herë Azemin që nuk i jepte as pesë pare, u bind. Me hapa të vendosur iu afrua komodinës së madhe, hapi të gjithë sirtarët e qiti mbi tavolinën para pasqyrës të gjitha kutitë me stoli.

- Ja, ku i keni. Merrni! – tha Belkiz-hanmi dhe meqë nuk e mbajtën këmbët dhe iu errësuan sytë nga dëshpërimi u ul në krevat.

Policit me gradë iu rritën sytë sa s’bëhet. Tavolina ishte mbushur e tëra me kuti.

- Ashtu, bre, komshike! Të ndahemi me të mirë. Po Ju besoj se nuk ka të tjera, por më vjen keq që nuk mund t’i marr me gjithë kutit se nuk kam vend...

Edhe Azem Zeqiri u ul në krevat përbri Belkiz-hanmit, ndërsa polici me gradë filloi të derdhte me shpejtësi e pa kurrfarë kujdesi në torbën e vet prej rrypi unazat e shumta, bylyzykët, qaforet, vargjet me lira, kërmencat, kollanat prej ari të verdhë e prej argjendi. Polici me gradë detyrohej që t’i shtypte me duar fort e më fort për të bërë vend në çantën e tij për të gjitha ato stoli. Edhe ai u lodh, prandaj edhe ai u ul, por me vonesë në karrigen bri tavolinës. Në një moment, gjatë ndrydhjeve e shtypjeve të fuqishme, diçka kërsiti fort në çantën e madhe të rrypit. Diçka u thye. Pa vonuar edhe Belkiz-hanmit diçka i bëri “strak” afër zemrës. I ra një çehre e verdhë fytyrës dhe u mbështet për supin e Azemit përbri. Polici me gradë e vërejti këtë skenë. Memëzi mbylli kapakun e torbës e cila kërkëllonte e gjëmonte. Shpejt vuri torbën e rëndë në krah dhe doli pa fjalë. Në korridor i tha policit:

- Ajmo!

Policët zbritën shkallët me nxitim, morën edhe të tretin me vete dhe u zhdukën. Mimoza, porsa dëgjoi se u përplas dera e jashtme e shtëpisë doli në korridor dhe u flug drejt në dhomën e fjetjes të Belkiz-hanmit e të Azemit. Ajo, gjeti Belkiz-hanmin fort të zbehtë, symbyllur e të shtrirë në krevat, ndërsa Azemin

kokulur te këmbët e saj.

- Qyqe! Nënë! Babi! Çfarë paska ndodhur kështu?

Nuk mori asnjë përgjigje. Mimoza, hodhi një vështrim mbi tepih e shtruar dhe atje pa të shpërndara kutiat e zbrazura të stolive e pastaj, pas një ofshame të gjatë, zgjati dorën dhe preku ballin e të ëmës. Balkiz-hanmi hapi sytë e mëdhenj e të turbulluar, zgjati dorën dhe përqafoi të bijën, pa fjalë. Mimoza ia nguli sytë Azemit e tha:

- Babi?

Azemit i kishte kaluar qejfi për të folur e për të qeshur. Belkiz-hanmi, lëshoi të bijën dhe kapi dorën e Azemit e tha duke nxjerrë fjalët zvarrë:

- Inshallah, bre, Azem, ma bën hallall!...

Azemi e Mimoza kryqëzuan shikimet të habitur. Belkiz-hanmi vazhdoi duke tërhequr fjalët pak më pak zvarrë:

- Më thoshte Azemi: “Çka po të duhet, moj Belkiz, gjithë ky dukat kur s’e ke lirinë?” e unë nuk ia varja fare e qeshja me fjalët e tij...Edhe ti evlad, - iu drejtua Belkiz-hanmi Mimozës duke i përkëdhelur faqen, - ma bën hallall se edhe me ty kam hyrë në gjynah...

Mimoza vështroi Azemin e u shkrehë në vajë, duke përqafuar të ëmën. Azemi, pa fjalë, u ngrit e doli jashtë me mendimin në kokë:

“Sa shumë i duhet shqiptarit për të mbledhur mend, kurse sa pak i duhet për t’ia falur tjetrit të gjitha gabimet”...

Kur erdhi Mimoza për t’i treguar Azemit se Belkizja pakngapak po e merrte veten, ai nisi të vishej.

- Babi, a po del pak?
- Po dal. Ti ta kesh kujdes Belkizen se sigurisht i është këputur ndonjë enë më e hollë pranë zemrës se po të ishte ndonjë arterje më e rëndësishme mund edhe të paralizohej...

Mimoza, duke përcjellë Azemin deri te dera e jashtme, vetëm dëgjonte dhe pohonte me kokë. Ai, para se të dilte tha si vetmevete:

- E meta e shqiptarëve është që vetëm pasi të kenë humbur dhentë u vijnë mentë...

3.

Qielli ishte i kthjellët, me pak re. Nga larg dëgjoheshin bubullimat e bombardimeve të NATO-s. Azem Zeqiri i ra drejt qendrës së qytetit. Altoparlantët kumbonin si të çmendur me këngët çetnike. “Od Topolle, pa do Ravne Gore…” Pastaj, duke kaluar përbri teatrit, mori rrugën përpjetë Vellushës. Para Zyrës së mbyllur të Bajram Kelmendit takoi z. Kolicën, mikun e Bajramit. Ai, u ndal pa frikë dhe u përshëndet me Azemin. Azemi pyeti:

- Ju lutem, nga gjithë këto fjalë që po qarkullojnë cilat janë të vërteta?
- Ato më të këqijat janë të vërteta. Bajramin me të dy djemtë i kanë mbytë!

Azemi u mërrol fort e pasi kapërdiu pështymën tha:

- Ju shëndosh e nëse mundeni, mos u mërzitni!
- Po mundohemi. – tha Kolica me buzë që i dridheshin.
- Domethënë, këta nuk po tallen. E, tash?
- Tash, po mundohem t’i gjejë kufomat dhe t’i varrosim nëse do të jetë e mundur...
- Do të mundohem që të marr pjesë edhe unë në varrim, nëse do të më lejojnë...

Azemi u përshëndet me z. Kolicën e vijoi rrugën. Në kthesën e parë, mori drejtimin kah parku dhe pas pak u gjet në shtëpinë e të motrës.

- Motër, çka i keni ju punët këtu?
- Ne, poshtë ende jemi mirë, por te Skenderi fëmijët i ka përfshi frikë e madhe. Mbrëmë vonë kanë shti me kallashnikov në dritaret e dhomës...
- Po, a?
- Po.
- Qëllimi i tyre edhe ka qenë për t’i frikësuar, por edhe nuk kanë faj që janë frikësuar. – Azemi pasi që pushoi pak i tha

të motrës: - Edhe Bajram Kelmendin me të dy djemtë i kishin mbytë mbrëmë...

- Po, a! – tha motra Ajshe dhe fytyrës i shkoi një zbehje e lehtë. Ajo shtoi e brengosur: - Si po i shoh unë punët nuk do të shpëtojmë lehtë. Edhe në disa shtëpi të tjera të mëhallës sonë kishin shti me plumba mbrëmë...

Azemi u ngrit në këmbë e tha:

-Motër, dola!

- Hajt, o vëlla! Në dorë të Zotit!

Azemi u lëshua rrugës tatëpjetë me kokën përplot lajme shpirtcopëtuese, kurse me shpirtin përplot helm. Masakra e Reçakut u harrua nga masakrat tjera në Krushë, në Qirez, në Rezallë, në Paklek. Në Thearndë ishin masakruar njëzetë e gjashtë anëtarë të familjes Berisha. Në Kabash njëzetë e një anëtarë. Në fshatrat e Dukagjinit dhunoheshin vajzat e nuset para prindërve e burrave të tyre të lidhur. Në fshatin Qyshk, afër Pejës ishin mbledhur dy lagje të fshatit, ishin futur në dy shtëpi dhe ishin pjekur përsëgjalli!

Kur ra Azem Zeqiri te furra e Azem Hasjanit e pa se të bijtë nuk ishin më aty. Në vend të tyre punonin dy serb të lagjes. Shisnin bukën që kishin lënë pa shitur bijt e Azem furrtarit. Azem Zeqiri mori përpjetë rrugës së dikurshme Hasan Prishtina. Para se të lëshohej në rrugën e asfaltuar që të çonte në Taukbahçe, Azemit ia tërhoqi vëmendjen një tym i madh maje Kodrës së vreshtave. Një plak që mbante dy bukë nën sqetull e njohu Azemin, por në vend të përshëndetjes i tha me zë të ulët:

- I kallën edhe Oranët!
- A, po, a? – tha Azemi dhe lëshoi një ofshamë të gjatë para se të dilte në asfalt. Nexhat e Xhelal Oranën i njihte nga ditët e gjimnazit. Babën e tyre e kishin pushkatuar partizano-çetnikët para pesëdhjetë e sa vjetësh. “Mbajnë mend këta të poshtër! Të gjitha i mbajnë të shkruara. Nuk janë këta si ne që harrojmë se çfarë na ka ndodhur pardje... Por, përse nuk më vrasin këta të poshtër?” – bluante me mend Azemi. Pasi mbërriti në rrugën e madhe, mori

drejtimin kah qendra e qytetit. Qytetarë kishte vetëm para furrave. Rreshta të gjatë e të heshtur. Kudo që shihte ushtarë e policë, Azemi prente rrugën dhe kalonte nëpër ta. Por, nuk e ndalnin. Kur ktheu kokën kah rruga e kishës ortodokse që lëshohej në asfalt pa një trumbë të madhe njerëzish, burra, gra me fëmijë ngryk, me ca bohçe nëpër duar. Ishin të tmerruar.

- Ku shkoni? – i pyeti Azemi.
- Na përzunë prej shpijave tona. – Tha një plakë. Dhe kur pa se Azemit i erdhi keq shtoi duke vazhduar hapin: - Hupni! – na thanë…
- Po tash, ku po shkoni?
- Po shkojmë në anën tjetër, te Mahalla e Muhaxherve, nëse mund të strukemi diku. – Tha një burrë me mustakë nga grupi.
- Paj, edhe atje janë shkiet, bre! – i dolën këto fjalë si gjamë Azemit.

Burri, dha një shej të papërcaktuar me dorë dhe vazhdoi rrugën me grumbullin. Azemit iu errësuan sytë e memëzi qëndroi në këmbë. Ca djersë të ftohta ia mbuluan ballin. Nuk ishte i sigurt në këmbët e veta. Nxori faculetën nga pardesyja dhe fshiu ballin e qafën e djersitur. Kaloi një autoblindë në drejtim të Gërmisë. Azemi vazhdoi rrugën tatëpjetë. Po afrohej rruga ku kishte shtëpinë shoku i tij i burgjeve Xhafer Mahmutxhiku. Ai kishte qenë Kryetar i komitetit të Prishtinës të organizatës së 64- tës**.** Ktheu kokën andej, kur, ja, vetë Xhafa. I hollë, i gjatë. U çokën.

- Xhafë, a jeni të gjithë?
- Hala.

Azemi futi dorën në xhepin e pantollave, nxori ca dinarë e ia zgjati Xhaferit. Ai, kundërshtoi. Nuk donte t'i merrte.

- Edhe ti ke nevojë.
- Merri! – tha Azem Zeqiri se s'kemi nge të shtyhemi, kot!

Xhaferi i mori ato pak pare dhe duke buzëqeshur tha:

- Ato që patëm mbjellë para dyzet vjetësh megjithatë nuk na shkuan kot...

- Të fala Zymrytes! – i tha Azemi duke i buzëqeshur e duke i shtërnguar dorën.
- Të fala motrës Aishe! – tha Xheferi dhe mori përpjetë rrugicës së vet.

Azem Zeqiri vijoi tatëpjetë, drejt gjimnazit. Tanku i madh ishte aty. Një grup policësh të armatosur e të pajisur me antiplumb ishin në kthesën e vet në të majtë, por as nuk e ndali, as nuk i foli njeri. Frymëmarrja nuk i punonte si duhet. Sytë nuk e shërbenin si duhet, por ai e dinte se shkonte drejt qendrës së Prishtinës. Se si e qiti rruga te Katër Llullat as vetë nuk e diti, kur një turmë e madhe njerëzish, burra, gra, fëmijë, me ca torba e bohçe në duar zdirgjeshin tatëpjetë rrugës që vinte nga parku. Azem Zeqiri u ndal dhe po shikonte. Ata kalonin anash tij me sy të gapërruar dhe me frymëmarrje dihatëse.

- Prej nga po vini, bre?

Ata, truma-truma, vetëm kalonin pa fjalë. Azemi ndali një plakë.

- Prej nga po vini, bre motër?
- Prej Matiçani e prej Sofalie, o vëlla!
- Po, përse po ikni?
- Na përzunë, o vëllai i motrës, po, pse?!
- E, ku po shkoni?
- Po shkojmë, nëse mund të dalim te Bunari i Hajratit. Andej, po thonë nuk po ngucin...

Azemi lëshoi një ofshamë të gjatë, ndërsa plaka, me hapa të shkurtë por të shpejtë, iku pas turmës. Azemit iu duk sikur e lanë edhe veshët. Zemra i rrektinte shpejt. Me hapa që kalamendeshin vazhdoi drejt pallatit të teatrit. Duke u afruar, në veshë filluan t’i kumbonin fjalët e këngës çetnike:

“Od Topolle, pa do Ravne Gore, Sve su strazhe gjeneralla Drazhe…”

Azem Zeqiri i ra mespërmes qendrës së Prishtinës së zbrazur pasqyrë dhe mori drejtimin e bulevardit. Në cilën anë të rrugës shihte grup policësh ose ushtarësh, Azemi këpuste rrugën dhe futej përmes tyre. Ata vetëm e shikonin për çudi dhe askush nuk e ndalte. Pardesyja me ngjyrë të blertë të mbyllur dhe kasketa

“adidas” ngjyrë kaltër e mbronin nga të ftohtët e pasdites. Në veshë i kumbonin copëzat e këngës “Od Topolle…Od Topolle…Od Topolle…” Pastaj vinin copëzat:”Gore…Gore…Gore…Gore…”
“Drazhe…Drazhe…Drazhe…strazhe…strazhe…sstrazhe…”
Pastaj: “ patrolle…patrolle…patrolle…” Pastaj: “Kallabiqa-llolle…Kallabiqa --llolle…llolle…llolle…llolle…”
Hove-hove, Azem Zeqirit i dukej sikur i ikte kapaku i kresë, prandaj nxirrte herë njërën dorë, herë tjetrën nga xhepat e pardesysë dhe prekte syprinën e kasketës. Atje, diku larg, dëgjoheshin shpërthimet e NATO-s. Këto shpërthime, sikur ia kthenin në vend kapakun e kresë. Por, këmbët, ashtu të kalamendura dhe zvarrazi nuk ndaleshin edhe pse sytë më shumë nuk shihnin se që shihnin. Erdhi te një kthesë me një tatëpjetë të fortë. Sikur andej ia donin këmbët e lodhura. Shikoj orën. Pa se ishte pasdite e vonë. I ra ndërmend shtëpia. Mendoi se janë bërë merak për të dhe se duhej të kthehej. Tash, pas asaj që i ndodhi Belkizes i dhimbseshin barabar si Mimoza si Belkizja. Mendoi se njeriu nuk është cung, se dikur e sheh veten se ku është e çka është, por sikur te shqiptarët ky proces po lëviz shumë ngadalë...Shkonte ashtu si gjysmë i fjetur tatëpjetë rrugës së gjerë. Në një moment shikimi iu ndal në trumba njerëzish që nëpër shkallët që vinin nga poshtë dilnin në rrugën e gjerë. Papritmas, përpara tij doli një grua të cilën ai sikur e njihte prej dikah, por që nuk e shquante dot. Ajo e shikonte me një buzëqeshje të lodhur dhe kur vërejti se ky nuk e njihte për cok, ia kapi dorën e djathtë e i tha me butësi:

- Zotëri Azem, ndoshta nuk po të kujtohem, por unë jam Shega, nëna e Helit...
- Oh, medet! - thirri Azem Zeqiri paksa i turpëruar e vijoi duke u munduar që të qetësohej: - Si e ke Helin?
- Helin, a? – ajo ofshani thellë e shtoi: - Qoftë në dorë të Zotit!
- Përse? Çfarë paska ndodhur me të?
- Ç’prej dje i ka humbur fija fare. Prita sot deri në drekë, por

meqë nuk u duk dola. Thashë ta kërkoj, as vetë s'e di se ku. Gjithë pasditen kam bredhur gjithandej qytetit, por kot...

Këto fjalë sikur me dorë ia hoqën Azem Zeqirit atë trullim të tmerrshëm që pati në kokë. Tërhoq dorën nga shpulla e Shegës, e shikoi atë drejt në sy dhe duke u munduar të buzëqeshte i tha me zë të qartë:

- Dëgjo, zojë! Ty jeta të ka djegur e përvëluar sa s'ka. Prandaj, me të dhënë gajret të kotë nuk ka nevojë. Çdo individ e ka vlerën e vet të pallogaritshme. Ani, për evladin, të mos flasim. Të gjithë na lënë keq. Por, e keqja mbi të gjitha të këqijat – është robëria. Nga kjo na kanë buruar të gjitha të këqijat tjera. Prandaj çdo flijim edhe individual është një pikë ujë, po deshe edhe një pikë gjak në lumin që duhet të na hapë rrugën drejt lirisë. Prandaj, - Azem Zeqiri filloi të ecte e edhe Shega vazhdoi hapin duke i dalë në krah të majtë,- prandaj, më fal që po të këshilloj pa më pyetur, prandaj ne duhet të bëhemi dhe të sillemi ashtu sikur nuk kemi askënd përveç shpirtit tonë e Dardanisë sonë. Vetëm kështu do të mund t'i përballosh të gjitha të zezat në të cilat gjendemi dhe ato që do të na vijnë...
- Të lumtë goja, zotëri Azem se fjalët e këshillat e tua nuk i luan as topi, por a më lejon që të të kap përkrahu sepse po më duket se po kam nevojë të mbështetem për dikë...
- Paj, nëse të duket se ke ku mbështetesh...

Ç'është e vërteta Shega gënjeu, sepse ajo ndihej ende shumë e fortë, por iu duk se Azem Zeqiri nuk e kishte ecjen aq stabile, prandaj e kapi përkrahu dhe vazhduan ecjen bashkë. Në një moment Azem Zeqiri u ndal sikur të ishte zgjuar nga gjumi e tha i habitur:

- Moj zojë, paj unë mendoja se isha nisur për në shtëpi, mirëpo, si po shoh, unë qenkam bërë fushë. E paskam marrë rrugën për Fushë Kosovë!...
- S'ka dert, zotëri Azem se tash e gjejmë rrugën që do të na çojë për Tophane...

- E, ti? – pyeti Azem Zeqiri dhe u ndal.
- Unë jam duke kërkuar Helin, prandaj të gjitha rrugët sot janë të miat...
- E kuptoj. – tha Azem Zeqiri dhe vazhdoi ecjen.

Përballë “Sahatit”, te “Kurrizi”, ata morën rrugën që të  çonte në drejtim të pallatit të “Rilindjes”.

- Këndej do ta gjejmë Tophanen, zotëri Azem. – tha Shega.
- Po, Tophanen sigurisht do ta gjejmë, por a do t’i gjejmë ata të Tophanes. Sot duke u sorrollatur, kështu, kot, kam takuar dy grupe njerëzish që i kishin përzënë nga shtëpitë e tyre. Njëri grup zdirgjej nga maje vreshtëve, krye kishës ortodokse e ishin flugur për Lagjen e Muhagjerve me qëllim që të strehoheshin diku dhe tjetri grup nga Lagjja e Muhagjerve ishte flugur për te Bunari i Hajratit a mos atje do të gjenin farë strehimi...Rrëmujë janë duke e bërë qytetin...
- Besa, sot, një kolonë të gjatë policia e ka përcjellë për te treni... – tha Shega me dëshpërim.
- Ashtu! Domethënë e paskan filluar projektin ka kohë të gatshëm për pastrimin e Dardanisë nga shqiptarët...Por, të poshtrit, e kanë filluar zbatimin e këtij projekti pikërisht në kohën kur nuk duhet...
- Janë çua peshë për të zezën e vet! – tha Shega.
- Po, janë çuar peshë, por të zezën e vet po mundohen ta ndajnë me ne...
- Çka mendoni, zotëri Azem, çfarë do të bëhet me Dardaninë pasi të pushojë, një ditë kjo luftë? – pyeti Shega vetëm sa për të çelur ndonjë muhabet në rrugëtim e sipër.
- Paj, në fillim do të bëhet një çorbë që nuk do ta hajë as qeni, por populli ynë kur mos ta ketë terrorin çetnik do t’i harrojë e do t’i falë të gjitha...
- Po, a do t’i njihet popullit tonë e drejta për të vendosur vetë për fatin e vet?
- Jo, këtë të drejtë shqiptarët e humbën me nënshkrimin e Marrëveshjes së Rambujesë...

- E, përse e nënshkruan Marrëveshjen e Rambujesë?
- Sepse e ndalën luftën...
- E, përse e ndalën luftën?
- Sepse nuk deshën të vdisnin...
- Po, a pak kemi vdekur deri më tash, zotëri Azem?
- Kemi vdekur shumë se jo pak, mirëpo kërkohej që të vdisnim edhe më...
- Edhe sa, për shembull, zotëri Azem? – nxjerrke Shega pyetjet si prej xhepi.
- Paj, vështirë është të thuhet ndonjë shifër e saktë, sepse lufta nuk është vetëm matematikë, por, ja, për shembull kaq sa do të dëmtohemi gjatë kësaj lufte derisa të dorëzohen çetnikët...
- Po rropatem e po rropatem me mend, por assesi nuk po mundem me kuptue si ndodhi që edhe krahu i luftës u pajtua që të nënshkruante një marrëveshje që ishte në kundërshtim me kryengritjen tonë?...
- As mua, - u ndërlidh në këtë mendim Azem Zeqiri, - nuk po më hyn fare në krye kjo punë.
- Kush jam unë para jush zotëri Azem të jap mendim, por meqë po ecim kot le të flasim edhe kot...
- Po, besa, - tha Azem Zeqiri me dëshpërim, - po ecim e po flasim kot...
- Por, të mos e harroj mendimin tim të marrë, - vazhdoi Shega, - a bën vaki që edhe krahu i luftës që për të mos lejuar që krahu i joluftës ta fitonte pushtetin në pjatë e bëri këtë hap?
- Pale, pale! – tha Azem Zeqiri duke u ndalur në vend dhe duke ia zgurdulluar sytë me frikë e me habi Shegës, vazhdoi. – Asnjëherë nuk më ka shkuar ndërmend kjo mundësi. Sepse krahu i joluftës prore ka përsëritur se është i gatshëm të nënshkruaj çfarëdo që të kërkojnë miqtë tanë perëndimor prej nesh. Si po duket ky paska pas qenë shkaku që perëndimorët insistonin që në grupin për në Rambuje gjithsesi të përfshiheshin edhe ata të krahut të

joluftës...

Shegës sikur iu nda fryma dhe sikur i fluturauan të gjitha pyetjet që kishte në majë të gjuhës. Shikoi përskithi Azem Zeqirin e tha si me droe:

- Zotëri Azem, mua vetëm kot më ka ardhur ky mendim...
- More, kot, kot, por disa mendime të mëdha nganjëherë shkrepin pa e ditur se prej kah  vijnë e nga kush vijnë...- tha Azemi duke mos ndarë shikimin nga sytë e mëdhenj e të zi futë të Shegës.

Shega, lëshoi shikimin përdhe dhe duke tërhequr lehtas Azemin për krahu vazhdoi ecjen. Ajo për të thyer këtë tendosje të papritur rroku tjetër bisedë:

- Përveç policëve e ushtarëve, asnjeri në këto rrugë të gjera...
- E, po këndej pari nuk ka furra ku shitet buka. Tash, shqiptarët i ke vetëm para furrave edhe nëpër pazare...

Herë me llafe e herë pa llafe, por ashtu hap pas hapi, Azem Zeqiri e Shega mbërritën deri para godinës së policisë qendrore. Shegës kjo ia kujtoi Helin, prandaj mendoi me zë:

- Nuk di çfarë të bëj? Heli më ka thënë që të mos e kërkoj nëpër burgjet e çetnikëve, por në anën tjetër nuk po e gjejë dot...Zemra e nënës po digjet dhe nuk po di çfarë të bëj?
- Dëgjo! – tha Azem Zeqiri. Pushoi pak e vijoi me zë të plotë: - Ai, me siguri duhet të jetë diku i arrestuar dhe ai, sigurisht nuk e hap gojën. Megjithatë, këta të poshtër duhet ta dinë se është dikush që interesohet për të. Prandaj, ti, vetëm shko në këtë zyrën këtu poshtë dhe lajmëro se është zhdukur filan djali i filan nëne, në filan adresë. Asgjë më shumë dhe ik e shko në shtëpi, sepse kot sillesh rrugëve. Nëse duan të të lajmërojnë të lajmërojnë, nëse jo, jo!

Pas këtyre fjalëve Azem Zeqiri e Shega u përshëndetën përzemërsisht dhe u ndanë. Kjo e fundit u ndal dhe e përcolli me sy Azem Zeqirin derisa ai u zhduk pas kthesës së parë.

III.

1.
Shega, paraqiti zhdukjen e Helit, dha emrin e mbiemrin e vet dhe adresën e shtëpisë e, nëpër rrugët e rrugicat e shkreta mbërriti në shtëpi, të cilën e gjeti pikërisht ashtu si e kishte lënë, - me dyer hapekrah. Dyert e oborrit i mbylli pa çelës e vetë shkoi e u ul në kolltukun prej thuprave, nën arrë...
“ Çka të bëj tash”? – pyeti Shega veten e mbylli sytë.

2.
Kur u kthye Azem Zeqiri në shtëpi, të gjitha dyert i gjeti hapekrah. Nuk gjeti njeri. I kaloi të gjitha dhomat e hapësirat e shtëpisë njënganjë dhe i këputur fizikisht dhe i dërmuar shpirtërisht u përplas në kolltukun e vet. Mbylli sytë dhe porsa mori të bënte një meditim e ndërpreu cingërima  e telefonit. Çoi dorezën e telefonit dhe nga andej u dëgjua zëri i motrës Aishe:
- O, vëlla! A je aty?
- Këtu jam...
- Këta të mitë shkuan të gjithë, ndërsa unë vendosa të rri me ty...
- Valla, moj motër, boll mirë ia paske bërë sepse edhe këta të mitë i paskan fshi e kur u ktheva nuk gjeta askënd...
- Qe, tash, motra, po e mbyll derën e shpisë sonë e po vi te ti...
- Mirë ardhsh!
Azem Zeqiri deshi të thoshte edhe diçka, mirëpo lidhja telefonike u shkëput. Provoi të thirrte vetë, mirëpo kot. Azem Zeqiri, u plandos në kolltukun e vet dhe mbylli sytë. Mendja i shkoi te Shega dhe përpara i shkëlqyen sytë e saj të mëdhenj. Mendoi:
“ Mendja e gruas shpesh është burgi që shpon më thellë se mendja e burrit…Burri vetëm mbjell, por gruaja pjell…”

3.
Dëshmitarët e paktë që kishin mbetur tregonin versionet e tyre se si e kishin përjetuar dëbimin e djeshëm. Policët me maska kishin pas shkuar shtëpi për shtëpi dhe me kërbaçë në dorë

kishin pas qitë jashtë banorët e disa lagjeve të Prishtinës dhe kur këta kishin pas dalë në rrugë e kishin marrë drejtimin e rrugës qendrore maskat ishin zhdukur dhe kishin mbetur vetëm policët pa maska që tregonin drejtimin se kah duhej të shkonte turma e shastisur me ca bohçe, valixhe e çanta nëpër duar. U panë edhe skena fort pikëlluese e dëshpëruese. Njerëz që bartnin pleqtë e plakat nëpër qerre të vogla dore. Pati edhe të atillë që prindërit e vet të pafuqi i bartnin në shpinë, ose hopa... Disa të shtëna, tek-tuk, ishin dëgjuar në disa lagje. E shoqja e Muamer Gjinollit, zoja Didare dhe vetë Muameri kishin refuzuar që të largoheshin nga shtëpia e vet. U ishin kërcënuar se do t'i vrisnin, por ata nuk kishin pas dëgjuar dhe i kishin pas lënë rehat. E njëjta gjë kishte pas ndodhur me të shoqen e Hysni Gashit, Sevdien dhe me vet Hysniun. Por, përndryshe, "Lumi" i kolonës së njerëzve përmidis të qytetit kishte pas kaluar në heshtjen më të madhe. Njerëzit i kishte pushtuar data. Nuk u dëgjua se ishte vrarë ndonjë që kishte refuzuar të largohej. Flitej se kolona të ngjashme do të kishte edhe ditëve të ardhme.

4.

Azem Zeqiri, pasi u vesh i tha të motrës:

- Motër, unë po shkoj të marr pjesë në varrimin e Bajramit me të bijtë nëse do të më lejojnë dhe nëse fare ua kanë kthyer kufomat si shpresonte dje miku i tij z. Kolica...
- Ani, o vëlla. – tha ajo e shtoi e brengosur: - Në dorë të Zotit!

Kur mbërriti te shtëpia e Bajram Kelmendit, Azem Zeqiri gjeti një grusht njerëz që kishin vendosur të merrnin pjesë në përcjelljen e fundit të Bajramit me të bijtë. Policia çetnike i kishte lënë kufomat e Bajram Kelmendit me të bijtë buzë rrugës që çon për Fushë-Kosovë. Dikush i kishte parë dhe z. Kolica ishte njoftuar për këtë. Ai i kishte sjellë në shtëpi.

U shtrua çështja e larjes së kufomave, por Kryetari i fesë islame të Kosovës, z. **Rexhep Boja,** kishte thënë se nuk kishte nevojë që të laheshin sepse ata tashmë ishin larë nga Zoti, sepse ata

tashmë ishin shehitë...
Ata të paktët që ishin, disa kolegë të profesionit të Bajramit, disa kolegë nga Këshilli për Mbrojtjen e të Drejtave e të Lirive të Njeriut dhe disa burra më të vendosur, bisedën e çonin rreth çështjes nëse do t'i lejonin që të merrnin pjesë në funeral. U morën vesh që të ndaheshin në disa vetura që do të shkonin pas veturës mortore. Veturës së Këshillit do t'i printe Binak Ulaj, shofer i veturës së dytë do të ishte skiatori i njohur i Kosovës, Hajrush Demaj dhe vetura e tretë ishte me hoxhën dhe të tjerët. Te rruga që merrte përpjetë kah varrezat, kolonën e vogël e ndalën. Në të djathtë të rrugës, para një furre ishte një rresht i gjatë i njerëzve që pritnin për të blerë bukë. Ata shikonin me bisht të syrit kolonën mortore. Kontrolli çetnik, eliminoi nga shkuarja Binak Ulajn dhe ata në veturë bashkë me të. Në këtë e sipër, zotëri Cana që ishte në veturën e Hajrush Demajt, bashkë me Azem Zeqirin e dy të tjerë, hapi derën e veturës e shkoi e u vendos në bisht të rreshtit të madh të njerëzve që pritnin për të blerë bukë. Z. Hajrushi, shikoi Azem Zeqirin dhe bëri me shej kah ai që shkoi në bisht të rreshtit, i cili kur ishte lehtë shiste shumë patriotizëm, por kur bënte furtunë lakohej si kakuda. Hajrushi i tha Azemit:

- Çfarë bëri ky njeri, more, bac?
- Paj, - i tha Azem Zeqiri, - a nuk je duke kuptuar kaq punë? Po të donte të vinte në përcjellje ai nuk do të shkonte të hynte në rresht për bukë. Ai, iku! Grahi!

Hajrushi i grahi veturës dhe u ndal para dy policëve çetnikë. Ata, pasi shikuan veturën nga të dyja anët, dhanë shej që të vazhdonin rrugën. Edhe vetura tjetër kaloi.

Te varrezat, përmes rrugëve dytësore të Prishtinës, ishin mbledhur bukur do njerëz. Aty ndodhej atdhetari i flaktë Sami Peja. Ishin edhe Fehmi Agani me të shoqen. Zoja Nekibe, shoqja e Bajramit, para varreve të hapur, duke mbajtur para kraharorit fotografitë e Bajramit dhe të djemve të saj, fliste fjalë që buronin nga zemra e plasur. Nga rrugët anësore ende po vinin njerëz. Orë e qas dëgjoheshin zëra të frikshëm:

“ O, po vjen milicia!”

Para se t’i lëshonin arkat me kufoma në varre, Azem Zeqiri, në emër të qytetarëve, mbajti një fjalim të shkurtë të rastit. Vehap Shita, foli në emër të Këshillit për Mbrojtjen e të Drejtave e të Lirive të Njeriut.

Pas shpërndarjes së xhematit u dëgjua se policia kishte ndaluar disa individë pjesëmarrës...

Azem Zeqiri u kthye në shtëpi fort i lodhur e i mërzitur. Motra Aishe e priti me fytyrë të zbehtë nga mërzia. Porsa u mat të thoshte diçka, një shpërthim bombe i NATO-s ia zuri fjalët në gojë. Asaj i shkëlqyen sytë dhe sikur i erdhi paksa qehrja në vend. Ajo i tha të vëllait:

- A e pe Shegën te varrezat?
- Jo! – tha Azem Zeqiri e shtoi: - Paska qenë, a?
- Po. Pak përpara shkoi.
- Kishte dëgjuar diçka për Helin?
- Jo. Helit i ka humbur çdo gjurmë. Mundohej të mbahej, por shihej se po mërzitej fort. Edhe mua më shpëtoi goja dhe ia shtova mërzinë edhe më shumë...
- Përse?
- Paj, erdhi një nuse e Ratkocerve, m’i tha disa fjalë e unë kishe po them diçka për t’ia larguar mërzinë ia shtova edhe më tepër...
- Çfarë paska ndodhur? Çfarë të tha nusja e Ratkocerëve?
- Paj, ti po e di që të dy djemtë e Zekës, Bardhyli e Iliri edhe të dy djemtë e *Ismetit,* djalit të mixhës të Zekës, Mentori e ai tjetri janë në UÇK...
- Edhe, bjeri, motër më shkurt! – e ndërpreu Azemi të motrën.
- Edhe – vazhdoi motra Aishe, - këta djemtë paskan treguar se përtej Lugut të Karaazmonit, nën Dumnicë të Krasniqes, afër rrugës së asfaltuar që të çon për Vushtrri, në ahurin e njëfarë Haki Cakës i paskan ngujuar nja disa çika, ndër të cilat edhe Mimozën...
- Edhe Mimozën, the? – klithi Azem Zeqiri dhe me fytyrë të

zbehur u plandos në kolltukun e vet e me gjysmë zëri memëzi shtoi: - Edhe çka tjetër?

- Edhe – foli Aishja, - kur i dëgjoi këto fjalë, Shega u bë me dalë menç dhe si e pa krye shkoi...
- Eu, po keq qenka bërë, bre! – tha Azemi dhe mbylli gojën.

Në këto fjalë buçiti edhe një shpërthim i fuqishëm. Aishja bëri me dorë andej prej nga erdhi bubullima e tha:

- E, po, o vëlla, kështu e ka lufta. Këto janë ato vllaçat e tua: ata vllaçit Serbinë prej havaje e këta vllaçit neve nëpër tokë...
- Po, po, moj motër, por kur po të prekë në trup po djeg më fort...
- Çka të bëjmë, o vëlla? – tha Aishja me zë të përvajshëm e shtoi: - Bara po më dhimbsesh ti, bara po më dhimbset edhe Shega se tash iu bënë dy brenga. Ajo po e zë Mimozën si renë e si çikën e vet...

Azem Zeqiri mbylli sytë dhe ashtu symbyllas me gjysmë zëri pëshpëriti:

- Nesër do të shkojmë në pamje te zoja Nekibe dhe do të kthejmë te Shega...
- Jo, o vëlla! – tha Aishja me zë të plotë e shtoi: - Deri nesër, si e pashë unë, ajo do të mbetet pa mend, por ti pusho pak se si po të shoh unë ty sot, nuk është fare rendi që hamë bukë e po shkojmë pak te Shega se gjynah...
- Ani. – tha Azemi pa hapur sytë.

5.

Kur Aishja e Azemi hapën portën e blertë, panë Shegën duke fshirë oborrin. Ajo la fshesën e u doli përpara duke u munduar që të buzëqeshte.

- Moj Shegë, - foli Aishja nga larg, - A oborrin, a?
- Paj, nuk po di çfarë të bëj tjetër vetëm gjithë ditën, - lajë e fshijë...Po, mirëserdhët!

Pas përshëndetjeve të rastit u ulën në kolltukët e thuprave rreth tavolinës nën arrë. Ndërsa Shega mendonte se si të hapte

muhabetin ushtuan dy krisma diku larg. Shega u mundua të buzëqeshte dhe iu drejtua Azemit i cili nuk fliste fare dhe vetëm shikonte pemët që sapo kishin mbërthyer:

- Ja, zotëri Azem, këto paskan qenë ato vllaçat tuaja që ne nuk e dinim bash mirë se si do të dukeshin.
- Vllaça se jo mahi! – tha Aishja sa për të ushqyer fjalët e Shegës e shtoi: - E, sidomos kjo vllaça e shkieve për ne...
- Sipas lavrës edhe vllaça. – tha Azem Zeqiri duke u munduar të buzëqeshte e shtoi: - Të gjitha do të kalojnë...
- Po, po! – tha Shega. – Do të kalojnë, do të kalojnë. Por, moj aba-Aishe, sa rrokopendlat kishin pas qenë në këtë shtëpi e nuk e kisha pas ditë. Meqë po kam kohë tepër, kam filluar të bëj inventarin a si po i thonë asaj pune, të shtëpisë. Sa enët e moçme, sa almiset e vekut, sa furka, sa boshti, sa shtiza, sa opinga të lëkurës e aso të Pirotit. Sa çorapët e leshta e madje edhe të dhinta! O, Zot!... Sa dimi e kule të moçme! Po, çka jo e çka jo... Disa lodra të Helit...O, Zot! Por, qyqe më është mbushur koka me rrokopendla e paskam harruar se diçka duhet të hamë e të pimë...
- Moj Shegë, pash mua që rri e nuk çohesh nga vendi!...

Por, Shega sikur mori krah, u ngrit e shkoi në kuzhinë.

- Grua e fortë e fort e mençme. – i tha Azem Zeqiri të motrës me zë të ulët.
- Po ma çon mallin e nënës sonë. – iu përgjegj Aishja.

Shega doli me një tabaka në dorë e gjithnjë duke u munduar të buzëqeshte u tha mysafirëve:

- Ndoshta është marre të them, por unë po jua shoh hairin që erdhët se bashkë me ju ndoshta do të vej diçka në gojë. Ka tri ditë që çdo gjë më është bërë pelin...
- Paj, - tha Azem Zeqiri, - nuk e ke lehtë, por ka edhe më keq. Kujtoje Demë Ahmetin!
- Po, po! – tha Shega duke vendosur tabakanë në tavolinë e duke u ulur edhe vetë. – Ka keq e më keq. Mos na provo Zot! Urdhëroni se ndoshta duke ju parë ju mos më hapet shija...

Në tabaka kishte ca biskota, arra dhe reçel kumbullash.

- Merrni! – tha përsëri Shega dhe mori e para një biskotë.

Aishja i hodhi një shikim të vëllait e edhe ajo mori një biskotë. Edhe Azem Zeqiri mori nja disa thela arrash dhe të tre filluan të përtypeshin pa fjalë. Kjo qetësi ishte e padurueshme dhe papritmas Shega filloi të mendonte me zë:

- Patjetër duhet të bëj diçka sepse nuk mund të qëndroj kështu. Brenda këtyre tri ditësh dy herë i kam larë e hekurosur të gjitha rrobat e Helit. Pesë herë e kam fshirë këtë oborr. Gjumi nuk më zë sikur duhet, por vetëm kllapa-kllapa...Buka më është pre si me thikë...Nuk qëndrohet dot më kështu. Helin e harrova. Puna e gocës më çon peshë dhe më ka çakorduar fare...

Aishja e Azemi ndalën mbllaqitjet dhe këmbyen nga një shikim plot brengosje. Azem Zeqiri foli:

- Po, mirë, çfarë mund të bësh ti vetëm, zoja Shegë?
- Zotëri Azem, çfarëdo që të bëj do të jetë më mirë sesa të qëndroj kështu dhe të vdes nga uria dhe pagjumësia... – tha Shega duke u habitur edhe vetë se prej nga i dolën ato fjalë.

Azem Zeqiri drejtoi trupin dhe ngriti shikimin kah qielli. Pasi që u mendua pak, ia nguli sytë Shegës e i tha me zë si të rreptë:

- Çka, çka mund të bësh, ti e vetme, në këtë hallakamë?
- Paj, - tha Shega si në dyshim, - as vetë nuk e kam krejt të qartë, por sikur njëfarë plani  po më zihet e përzihet nëpër kokë...
- Mhë! – bëri Azemi e vazhdoi, - Nuk guxoj të pyes për planin tënd aq më parë kur edhe vetë nuk e ke të qartë...
- Paj, zotëri Azem, plani mund të ndryshohet e të plotësohet sipas rrethanave...
- Ashtu është, pikërisht. Ti je nënë dhe zemra e nënës është diçka që nuk kontrollohet dot e edhe unë mendoj se më e mirë është çdo gjë tjetër sesa të rrish, si thua ti  e të vdesësh nga uria, pagjumësi e mërzia... Por, medet që unë nuk jam në gjendje të të jap kurrfarë ndihme...
- Unë mendoj, zotëri Azem se Ju mund të më ndihmoni

shumë në këtë punë...

- Vetëm më thoni se çfarë mund të bëj?
- Paj, për mua do të ishte ndihmë e madhe nëse do të bija në kontakt me Ratkocerët.

Azemi shikoi të motrën e pastaj iu drejtua Shegës:

- Kjo punë, ka rreziqe, por mund të bëhet...
- Do të më mjaftonte po të më shoqëronte dikush deri te Zekë Ratkoceri, apo jam gabim, Aba? – iu drejtua Shega Aishes.
- Jo, nuk je gabim. Zeka është babai i Agronit dhe i Ilirit, kurse Ismeti është babai i Mentorit dhe i atij tjetrit që ia harrova emrin...
- Domethënë, zoja Shegë, ti don të shkosh në shtëpinë e Zekë Ratkocerit.
- Po. – tha Shega dhe mori edhe një biskotë.
- Kur don të shkosh? – pyeti Azem Zeqiri.
- Nëse është e mundur, që nesër.

Azemi u ngrit në këmbë e tha:

- Ani. U bë.

IV.

1.

Rrum në mesditë Zekë Ratkoceri priti në odën e vet Shegë Krasniqin. Ajo mbante në dorë një thes të madh me disa gjëra në të. Zeka vetëm kishte marrë porosinë që ajo grua duhej ndihmuar me gjithçka që është e mundur. I zoti i odës shikonte gruan e lodhur flokëzezë e syzezë e cila gjithashtu shikonte Zekën, një burrë shtatmesëm, i thinjur tërësisht, me do sy të mëdhenj e të kaltër, me hundë të madhe shkabë, me gojë gjithashtu të madhe e me buzë të trasha. Zeka, me atë zërin e tij të trashë e të qetë iu drejtua Shegës sikur të ishin njohur që moti:

- Përse nuk e le thesin në korridor se atje nuk e prek njeri?
- Jo, se në të i kam disa rrokopendla që më duhen fort. – u përgjigj Shega si e ndrojtur.
    - Mirë, zojë, lëreni, pra, thesin mbi trapazan dhe uluni atje në sixhade.

Shega uli ngadalë thesin mbi trapazan, pastaj me ngadalë iu afrua dritares së madhe të odës, shikoi përtej dhe pyeti Zekën:

- Zotëri Zekë, a është ky lugu që merr përpjetë Lugu i Karaazmonit?
- Po. – tha Zeka e shtoi: - Uluni në sixhade e pushoni pak se keni bërë rrugë bukur të gjatë e të vështirë.

Shega u kthye kah Zeka, hipi mbi sixhadenë e madhe, mblodhi këmbët nën trup e u ul. Zeka u ul këmbëkryq në midis të odës e tha:

- A e doni një gotë kos para se të na vijë buka?
- Po dhe nëse ka mundësi kosi le të jetë sa më i trazuar.

Në këto fjalë, ngadalë u hap dera e odës dhe brenda hyri një grua e moshuar, veshur me dimi e me shami në kokë.

- Unë jam  e shoqja e Zekës e mirë se erdhe, zojë!

Shega, bukur me mundim u ngrit në këmbë dhe u përshëndet me gruan me shami.

Kupa me kos të trazuar sikur e këndelli paksa Shegën. Dreka nuk vonoi. Bukë shtëpie, shëllirë, speca, domate e tranguj turshi dhe një pite me petë.

- Ne, kështu katundarçe, zojë. – tha Zeka duke ndarë bukën e ngrohtë. – Urdhëroni! – dhe filloi vetë kafshatën e parë.
- Të gjitha të mirat e Zotit. E, paçi gjithmonë! – tha Shega dhe filloi të hante me shije të madhe.

Pas bukës, pasi lanë duart, Shegës nisën t’i mbylleshin sytë. Zeka i kujdesshëm e vërejti këtë dhe pa thënë asnjë fjalë, nxori nga dollapët e mëdhenj një jorgan dhe një jastëk, i vuri pranë Shegës dhe si hije doli nga oda. Shega, pikërisht atë priste dhe me disa lëvizje të ngatha u rregullua dhe mbylli kapakët e rënduar të syve.

2.

Kur Shega hapi sytë e curroi veshët e gjeti veten në errësirë e qetësi të plotë. Pas sa ditësh të pafjetura, më në fund ishte ngopur gjumë dhe i dukej vetja sikur ishte bërë krejt tjetër njeri. Qe sa ditë e net ishte trazuar në mendime fort të vështira dhe në

fund, papritmas, sikur i kishte marrë krahët. Mendoi:
” Eu, po lehtë paska pas qenë e nuk e paskam pas ditur, he medet! Por, megjithatë nuk pata fort lehtë që të vija deri në stom të trimërisë. U dashka të kalohen alamet kodrash e majesh, alamet honesh e përrojesh, alamet flakësh e furtunash shpirtërore për të dalë në livadhet e qetësisë së plotë dhe të përbuzjes së të gjitha atyre që ka jeta me vete. Eh, Hajrushi im i dashur që nuk frikohej nga vdekja sa i çuditshëm dhe sa i pakuptueshëm që më dukej! U binda se një herë e paska pas pasur fort vështirë, por pastaj e paska pas pasur fare lehtë. Paj, ai e kishte pas lënë vdekjen prapa vetes...Ah, sa vështirë qenka të bëhesh trim, por pastaj sa lezet qenka të jesh trim!...”
Shega dikur la mendimet dhe iu kthye veprimeve. Preku orën fosforike me zinxhirë në dorë dhe pa akrepat e saj të puthitur në numrin dymbëdhjetë. Solli shikimin rreth e rrotull mureve të odës. Përballë saj pa një xixë të kuqe. Fërfëlloi tej jorganin e ngrohtë dhe bëri disa hapa drejt xixës. Preku xixën dhe oda u mbush me dritë. U kthye dhe palosi jorganin, vuri jastëkun mbi të dhe të dy i vendosi mbi trapazan e prej andej mori thesin dhe e vuri midis qilimit të odës. U ul pranë thesit, ia zgjidhi grykën dhe sa po matej të nxirrte ato që gjendeshin brenda trokiti dera e odës.

- Hyr! – thirri Shega e u ngrit në këmbë.

Ishte Zeka i buzëqeshur që me atë zërin e tij të trashë tha:

- Zojë, nuk po di si të them a mirëmbrëma, apo mirëmëngjesi?

Shega, si të ishte ndonjë motër e Zekës, iu qas, e mori ngryk, ia shkundulloi dorën fort dhe tërë gaz i tha:

- Më së mirë është, o vëlla, të më dëshirosh që të më prijë e të më përcjellë e mbara...
- Hajde, pra, të priftë e të përcjelltë e mbara! – tha Zeka pas një stepjeje të shkurtër që i shkaktoi sjellja tejet e ngrohtë e kësaj gruaje e shtoi me butësi: - Po, mirë, moj zojë, a fjetët, a pushuat ndopak?...
- Më së pari, o vëlla, unë për ty nuk jam zojë, por jam motra

Shegë...

Zekën nga habia e nga gëzimi e lëshuan këmbët. U ul këmbëkryq e tha:

- E shoqja e Hajrush Krasniqit?
- Bash e shoqja...

Zeka nuk përmbajti lotët.

- Përse qanë, o vëllai i motrës? – i tha Shega dhe pasi që largoi paksa thesin u ul edhe ajo përballë tij.

Zeka ndali lotët dhe me ngadalë ia tregoi Shegës tërë historinë e shoqërisë së tij me Hajrush Krasniqin. Ndërsa Shega e dëgjonte në heshtje Zeka përfundoi fjalët me ofshamë të gjatë:

- Hajrushi ka qenë trim fort i madh dhe burrë i mençëm. Ka pasur merak fort të madh të rrokte armët, por ia dinin mendimin, prandaj ia shkurtuan jetën.
- Po, ja, ushtria e tij sot po lufton maleve tona. Aba Ajshe më ka thënë se ti i ke dy djem në UÇK, kurse kushëriri yt Ismeti i ka gjithashtu dy djem me armë në dorë...
- Po, po. Shyqyr, u bënë mjaft ushtarë, por ai ka pasë dëshirë të flaktë të jetë me ta. Ai, një, dy e thonte: “ Me çetnikët veç me pushkë se tjetër politikë nuk ka! “
- Paj, o vëlla, fara e lirisë është një pemë e ngadalshme dhe të shumtën e herës ata që e mbjellin nuk e presin...
- E, edhe n’e pritshin, të shumtën e herës, iu bien hise gërdhajat...
- Por, dëgjo, vëllai i motrës, - i ndërhyri në fjalë Shega, - me vaje e me lot nuk lirohet Dardania, prandaj të lutem, të më ndihmosh aq sa ke mundësi dhe pa e vënë veten tënde në rrezik. Sa më takon mua, unë veten time e kam bërë bihude. Qëllimi im dhe plani im janë këta...

Ajo ia tregoi ato çfarë ajo kishte ndërmend dhe nga Zeka kërkoi që ai mendimet e projektin e saj t’i harmonizonte sa më mirë që të jetë e mundur me rrethanat konkrete dhe me mundësitë që ka ai dhe Ismeti. Deri në mëngjes Zeka shkoi disa herë te Ismeti dhe u këshillua me të. Me këngën e gjelave të parë plani u konkretizua deri në imtësirat e mundshme. Shega do të vishej si

jevge, do ta fliste serbishten me zhargonin jevg, do të merrte para vetes nja dhjetë-dymbëdhjetë kokë dele, me gjithë qengja dhe nga larg derisa të afroheshin pranë ahurit të Haki Cakës, kishin për ta përcjellë djali i Zekës Iliri e djali i Ismetit Mentori. Se si do të zhvilloheshin punët brenda këtaj kornize të planifikuar vetëm Zoti i madh mund ta dinte.

V.

1.

Dita nisi e përzier, me re të mëdha, por të rralla. Por, pas kafjallit me petulla me mjaltë erdhi koha e vështirë e ndarjes. Shega ishte veshur si një jevge e vërtetë. Në kokë mbante një shami bojëkafe, në trup një xhaketë të zezë me pika gjyvez, një setër somoti, kule bojë të zezë, ndërsa kishte mbathur opinga gome të Pirotit e çorapë të leshta. Kraheqafë mbante një strajcë të madhe me një copë buke shtëpie e me djathë të fortë e me një pjatë të madhe të aluminit dhe një lugë. Në dorë mbante një shkop bukur të trashë të përlyer me bajga.

Zeka, në ndarje, ndonëse u mundua fort, nuk ia doli që të përmbante lotët. Shega u mbajt e fortë dhe e ftohtë akull.

Delet e qengjat memëzi kishin pritur që të dilnin jashtë ahurit dhe menjëherë ia dhanë përpjetë lugut të Karaazmonit. Toka sa kishte filluar që, vende-vende, të blerohej, kurse qufrrajat sa kishin mbërthyer. Lisat e rrallë në të djathtë e në të majtë ende mbaheshin hijerëndë, ndonëse të zhveshur.

Shega u gëzua që delet shkonin tubë dhe nuk i nxirrnin asaj punë. Ato ndaleshin aty-këtu për të kullotur barin e rrallë e vazhdonin tutje. Ajo kishte edhe një punë që duhej kryer. Për këtë qëllim ajo, në një fitil gazete mblidhte çdo bajgë të deleve.

Kur u larguan bukur mirë nga vendbanimi i fundit i një familjeje të Ratkocerëve ajo u gjet në një rrah jo të madh i cili kishte pak më tepër barë. Delet u dhanë pas kullose, ndërsa Shega me sy nisi të sodiste hapësirën malore para e poshtë vetes. Atje, bukur larg, dukej si një përrua, apo lum, kurse andej në shpat dukeshin ca plepa të lartë dhe majet e lëmashkuara të  pullazeve të një

fshati që Zeka i kishte thënë se duhej të ishte Dumnica e Epërme e Krasniqes...Shega u fut midis ca shkurreve dhe shpërthekoi pallton e xhaketën e zgjidhi uçkurin e kuleve e të brekëve. Pasi shikoi rreth e rrotull vetes, mori disa nga bajgat dhe me to nisi me nxitim të lyente trupin e saj, poshtë e lart. Pastaj lidhi uçkurin e brekëve e të kuleve, përthekoi xhaketën e pallton dhe kapi shkopin e duke u mbështetur në të memëzi u ngrit në këmbë. Nuk vonoi e nisi të ndiente kutërbimin e lyrës nga bajgat në trup. Shikoi qiellin e përzieshëm, kafshoi buzën e poshtme dhe u përfshi nga mendime gjithfarësh:

“ E, moj Shegë e lumja Shegë! Po të vije era stërvinë e shkuar stërvinës!... Po, përse u ngute moj të lyhesh e të zezohesh kaq shpejt kur kishe kohë për ta bërë këtë punë edhe më vonë?...Po, moj, po, por në çdo hap më pret nuk di as vet se çka...Po, a po e di moj e lume se je duke shkuar si capi te kasapi.... Ti e ke bërë njëfarë plani, mirëpo edhe ata e kanë njëfarë plani të zi, he, faroi o Zot! Po, ato të gjorat çfarë bëjnë në atë farë ahuri?...Shikon, moj Shegë, se ato e kanë një mijë herë më keq e më vështirë se ti?... Ti ke sikletin e bajgave të këtyre deleve të dashura dhe dron se do të ndodhë ndonjë e papritur që mund ta ngatërrojë rrjedhën e planit tënd...”

Shega i hodhi një shikim qiellit të lyer me re. Dielli mundohej të depërtonte, ndërsa retë bashkoheshin e lyheshin si ndonjë suvaje mbi kupën e qiellit dhe nuk lejonin që të shfaqej dielli. Prandaj dhe nuk kishte dëgjuar atë ditë asnjë shpërthim gëzimsjellës. Shikoi orën që ia kishte falur në kohën e vet Hajrushi i dashur e pastaj hodhi shikimin te delet. Qengjat, herëpashere, bënin ndonjë lodrim në livadhin e vockël, ndërsa delet kishin ulur kokat dhe shkurtonin çdo fije bari. Shega, sikur u zgjua nga gjumi e mendoi:

“ Duhet të vazhdoj tutje, por nuk do ta kem lehtë me delet. Këtyre nuk u bëhet vonë fare për planin e Shegës...”

Shega nisi të fliste sikur delet ta kuptonin:

- Hajde, evlad se duhet të shkojmë tutje!...Gocat presin shpëtim nga ne…

Ajo filloi të frikësonte delet me shkop dhe t’i drejtonte tatpjetë kodrinës, por ato nuk ndaheshin dot nga livadhi i tyre. U kujtua dhe kapi një qengj e u drejtua tatëpjetë. Qengji blegërinte me dhimbsuri duke kërkuar ndihmën e nënës së vet. Pas një hezitimi nëna-dele la kullosën e u flugë pas Shegës me qengjin e saj ngryk. Edhe delet tjera, një nga një iu bashkuan nënës-dele dhe grigja mori tatëpjetën. Pasi që u larguan bukur si mirë nga livadhi i vogël diku larg në fund të kodrinës bëri ballë një livadh i madh të cilin e vërejtën edhe delet. Shega, pasi që puthi qengjin mu në gojën që nuk pushonte blegërimën e lëshoi atë në tokë dhe i vuri delet përpara.
Porsa Shega vuri në lëvizje delet, përbri kaçubishtës ende të pa bleruar sa duhet, përsëri lindi problemi i saj që vinte nga kutërbimi i tmerrshëm i trupit të saj të lyer me bajgat e deleve. Ajo ofshani thellë, i hodhi një shikim qiellit i cili tash sikur po pastrohej nga retë  dhe kur lëshoi shikimin mbi dushkajën anash sikur pa një krijesë që lëvizte ngadalë. Ajo mendoi.
“Ai do të jetë njëri nga djemtë e Zekës ose të Ismetit. Po nëse do të jetë ndonjë komando çetnike?... Paj, nëse është le të jetë, por nuk ka si të jetë sepse në atë rast do të reagonin këta tanët... Por, si t’ia bëj kësaj ere të mallkuar? Por, moj Shegë, aq fort je e lidhur për veten tënde saqë po harron gocat e gjora, saqë po harron Mimozën, evladin tënd, saqë po harron Besnikun tënd?! Turp të kesh, moj! Mos mendo për kutërbimin, por mendo për mënyrën se si të shpëtosh ato të ngujuarat... Si më duket mua këtë detyrë ke marrë mbi vete e jo të merresh me kutërbimin e bajgave të deleve... Ah, trup, he i shkretë! Ah, shpirt, he i bekuar!...”
Në këto mendime e sipër u gjet në një udhë fshati që e çonte drejt një rruge më të gjerë e më të fortë. Pas një ecjeje bukur të mirë me ndalime të shkurta që bënin delet duke kullotur çdo fije bari që kishte mbirë, Shega, bashkë me grigjën e vet, u gjet para një shtëpie të rrëzbitur, me do dyer me dërrasa. Kishte etje. Shtyu derën. Ajo u hap me një gjëmë si të njeriut. Delet mbetën në rrugë ndërsa vetë hyri brenda oborrit jo fort të vogël. Në

fillim i ra në sy një bunar me rrethojë druri me kovën varur në njërën anë. Mori kovën dhe e lëshoi poshtë me rrapëllimë. Pasi që nxori kovën plot me ujë dhe ndërsa matej që të pinte nga kova, pranë saj u gjet një grua plakë me një atki mbi kokë e në trup dhe e cila me një zë më shumë lutës sesa urdhërues i tha Shegës:

- Qe, lokja po ta bie një tas…

Shega, lëshoi kovën mbi drurin e rrethojës e iu përgjigj plakës me theks jevg:

- Ani, loke, po presi. A vetëm je, a?
- Vetëm…
- A do me qiti fall?

Plaka, për një hov u step, por shpejt mori veten e tha:

-Paj, për fall edhe kemi mbet, pasha loken! Po, me çka qet fall ti, moj bi?

- Unë po kqyri shuplakin e dorës e të kallxoj…

- Qe, - tha plaka, - veç po shkoj e po e marr tasin e po vi.

Pasi që piu dy tasa ujë një pas një, Shega kapi me butësi dorën e djathtë të plakës e nisi të fërkonte vijat në shuplakën e saj. Plaka kishte ngulur sytë e saj të kaltër në gojën e Shegës, e cila me theksin jevg nisi të fliste:

- Mori, loke! Mori nane! Ty të paska ra ni mërzi i madh… Mirëpo, shyqyr, shyqyr, udha  po çelet. Pas do dita po vika ni gëzim e madh…
- Paj, çfarë gëzimi më pret mua, moj bi?...
- Jo, po, po! Kështu po thot falli, loke!...

Në këto fjalë e sipër një shpërthim i fuqishëm u dëgjua jo fort larg. Shega shikoi andej prej nga erdhi shpërthimi e vazhdoi:

- Mbas bumullima vjen shiu…Mbas Shiu nxeni dielli…Mbas dielli ritet kollomboqi…A more vesh, mori loke?

Plaka, si të ishte zgjuar nga gjumi duke fshirë fytyrën thatuke, përcjellë me një gjysmë buzëqeshjeje, tha:

- Pasha loken, gjë prej gjëje nuk mora vesh! Çfarë falli është ky? Gjithkush e di se mbas bubullimës vjen shiu e mbas shiut

nxenë dielli e se mbas diellit rritet kollomoqi. Mirëpo, si të rritet kollomboqi kur sivjet mbetëm pa e mbjellë fare?...

- E mbjelli, po mbjelli Amerika, loke! – tha Shega duke buzëqeshur dhe ngadalë ia lëshoi plakës dorën.
- Eh, eh, - bëri plaka si e çliruar,- valla n'e pastë mbjellë Amerika atëherë bëhet, bëhet. Por, çfarë e mire të solli ty këndej e kah je kah shkon?
- Po shkoj me mledhi dhen nepër ahrat. Gjynah, kanë mbeti hajvanati nepër ahrat lidhun e pa uji...Lopat po shloj e dhent po mari...
- Pale, pale, - bëri plaka, - po çfarë dhensh a çfarë pusi nëpër këtë rropllimë, moj bi?
- Dhenat po shesi e po mari ni nuse për djala se m'u ka ritë...
- Po, sa vjeç e ke djalin?
- Gjashtëmbëdhetë vjeça...
- Paj, i ri qenka djali për martesë...
- E, po, na magjupat po martova heret mos me na hupë fara...
- Allah, Allah! – tha plaka dhe sikur iu kujtua diçka fort e rëndësishme, iu drejtua Shegës: - Po, a e do do bukë, oj bi?
- Jo, loke, Zoti dhashtë bereqeti, ty! Kam buka, - tha Shega duke prekur strajcën kraheqafë dhe vazhdoi, - unë po veti ty a din ti ku osht ahri i Haki Caka?
- Po, lokes. Nuk është shumë larg prej këtu, por ti vetëm ndiqe këtë rrugë se kjo rrugë të çon deri afër shpisë së Haki Cakës, krejt afër rrugës së madhe që të çon për Vushtrri. Shpia e Haki Cakës është allafranga, kurse mbrapa shpisë është ahri me tulla... Veç, mua më duket se në shpiat e Haki Cakës janë milicia e mos po të zë sherri me ta...
- Edhe hajri edhe sheri shkoni bashkë, loke. Zoti të dhashtë bereqeti, loke e Zoti ta rujtë!...- tha Shega duke dalë nga oborri.
- Hajde të priftë e të përcjelltë e mbara, oj bi! – tha plaka duke ngritur dorën thatake kot.

2.

Kur doli Shega nga shtëpia e rrëzbitur, shikoi djathtas e majtas, por delet nuk ishin askund. Vetëm që nuk e lëshuan këmbët. E kapi një etje e hatashme, por inati nuk e la që përsëri të kthehej te plaka për të pirë ujë. U ul dhe u mbështet rrëzë një plepi të madh skaj rrugës e nisi të mejtohej:

" Ka mundësi të kenë marrë rrugës përpjetë, mbrapa, drejt shtëpisë së vet...I tërheq shtëpia e vet, por delet janë si fort torollake për diçka të këtillë... Pastaj jemi larguar bukur shumë nga Lugu i Karaazmonit...Të kenë vazhduar drejt atij livadhit të madh që dukej nga kodra?...Tash e lumja Shegë, qiti fall vetes sate se lehtë e kishe me plakën e ngratë!...Tash s'më ka mbetur tjetër vetëm të shkoj te plaka e ta lus që ajo të më qes fall mua e të më tregojë se nga më kanë vajtur delet..."

Në këto mendime e sipër krisi një shpërthim shumë i fortë e krejt afër. Toka u dridh. Edhe plepi gjëmoi duke i kërkëllitur rrënjët. Shega i dha zor e u ngrit nga vendi. Curroi veshët e gaprroi sytë andej prej nga kishte ardhur Krisma e madhe. Dhe, ende pa u ngopur frymë Shega, ja edhe një shpërthim tjetër edhe më i fortë e edhe më afër... Shega u bë tërë sy e vesh. Atje poshtë rrugës dëgjoi qartë një blegërimë deleje e pastaj edhe disa blegërimë tjera. Shegës i qeshi fytyra dhe sakaq i kaloi etja. Me hapa të shpejtë u drejtua tatëpjetë rrugës së shkretë. Pasi që kaloi një kthesë të rrugës kësaj i ra në sy grigja e tubuar rreth një plepi. Shega, pa menduar fare u lëshua në vrap. E mbushur frymë fort, u afrua te grigja e deleve e të qengjave të tulatur. I trembi me shkop dhe pasi berret u vunë në lëvizje andej kah donte Shega, ajo nisi të fliste me delet sikur ato të merrnin vesh nga muhabeti i saj:

- Hajde, hajde se nuk u bë kiameti nëse NATO-ja na bombardoi pak...Qyqet, ju vetëm dini të mendoni për gushat e për prapanicat tuaja!...Ja edhe pak e do të mbërrijmë te ahuri i Haki Cakës e po ju bashkoj me ato shoqet tuaja të ngujuara...

3.

Rruga po bëhej gjithnjë më e gjerë e më e fortë. Jo fort larg dukej fare mirë rruga e asfaltuar që lidhte Prishtinën me Vushtrrinë. Dukej edhe fshati të cilit nuk ia mbante mend emrin. Dielli që shpëtoi nga retë kishte edhe një copë bukur të madhe derisa të fshihej prapa majës së Qyqavicës. Kur doli në rrafsh iu shfaq para sysh krenare shtëpia allafrënga mbrapa së cilës dukej një pjesë e ahurit me tulla të kuqe. Shega mori frymë thellë me një ndjenjë gëzimi e droje. Grigja e deleve shkonte tubë, kur papritmas, prej mbrapa një plepi të madh doli në rrugë një polic me automatik në dorë të drejtuar kah Shega duke folur serbisht:

- Kah ia ke mësyrë, ti, moj grua me këto dele?

Shega për një moment u step, por shpejt mori veten e iu drejtua:

- O, gospodin milic, po mledhi dele nepër katuni e po shesi në qytet...
- E, kujt po ia shet?
- Po shesi ati që po paguj paret...
- Shiko, shiko! Mos i ke vjedhë?
- Jo, gospodin milic, pasha këta sy! Po mari delet që kanë meti nëpër shpia. Lopat po shloj e delet po tuboj e po shesi...
- Po shoh se paske edhe qingja...
- Po, po, gospodin milic edhe qingjat...
- Grahu, pra drejt asaj shpie të madhe që po e sheh në rrafsh!
- Po, gospodin milic, unë po shesi edhe milicisë...
- Domethënë ti je e gatshme që të bësh tregti edhe me milicinë, a? – tha polici me shpoti.
- Po, gospodin milici, unë po boj tregtia kush po jepi pare. – tha Shega dhe si me ndrojtje e mati me shikim policin.

Ai ishte një trupmesëm, shpatullgjerë dhe i veshur me antiplumb. Ai ia bëri me dorë kah rrugica që dilte nga rruga e madhe dhe që merrte drejtimin kah shtëpia e madhe. Shega i trembi delet në atë drejtim kah i tha polici dhe ndërsa zemra e saj shpejtoi rrektimët ajo mendoi vetmevete:

“O, i lumi e i madhi Zot, ma ruaj gjakftohtësinë, ma forco guximin e ma kthjello mendjen më shumë se kurrë”!...

4.

Shega u grahte deleve duke folur me to ndërsa me bisht të syrit përcillte policin me automatik në dorë. Pasi që iu afruan shtëpisë së bukur midis një livadhi me barë të rrallë, ai vuri automatikun në krah dhe nxori nga xhepi i parmë “toki-vokin” e aktivizoi dhe nisi bisedën:

- Alo, shef! Mishin për nja një muaj e sigurova...Një cigane donë të bëjë tregti me ne...Ha, ha, ha! Paj djalli e marrtë vesh, por kjo po thotë se i ka mbledhur nëpër shtëpitë e braktisura dhe se është e gatshme të na i shesë...Paj, sa po shoh është një cigane tipike...Alo, ti, cigane, - thirri polici Shegën dhe e pyeti, - si e ke emrin?

Shega ngadalësoi hapat dhe pasi mbeti krejt afër policit iu përgjigj:

- Ramize...
- E, mbiemrin?
- Karaxha.
- Alo, shef! Po thotë se e quajnë Ramize Karaxha...A e ke letërnjoftimin?
- Jo, gospodin milic! A prej magjupes po lypish liçna karta, a?
- Po thotë se nuk e ka...Paj, nuk mund të jetë njeriu qind për qind i sigurt, por po i vika një erë e tmerrshme...Ik atje! – iu ngërmua polici Shegës, - Të vika era si djallit...
- Valla, gospodin milic, po vjen keq, ama neve magjupit po na vjen era. Çka ta boj, pej likure nuk mujti me dalë...Magjupi osht magjup, taksirat kena pasë...
- Mjaft, mjaft! – gërthiti polici. – Ik tutje, moj ndytësirë e grahu deleve andej kah të thashë se i dhe erë gjithë fshatit!...

Shega shikoi diellin që po qëndronte larg maje Qyqavicës, pastaj uli kokën dhe bëri ashtu si i tha polici duke menduar me vete:

“Çfarë mujshori i ndyrë, por mos na le Zot pa ta”!

VI

1.

Sa më shumë që afrohej shtëpia e bukur e Haki Cakës afër asfalltit aq më shpesh Shegës i shkonin disa të drithma në bark. Por, ajo shpejt kujtohej se vetja e saj nuk ishte asgjë më tepër sesa një e vdekur që kishte privilegjin të shikonte e të përjetonte se ç'bënin e ç'do të bënin të gjallët me të. Kjo gjendje i ngjante asaj kur njeriu në ujë nga frika bëhet kruspull dhe e sheh se do të fundoset, por sakaq i bie ndërmend se duhet të lëshohet e të lirohet dhe uji si shpërblim e qet në sipërfaqe dhe e mban lart.

Në këto mendime e sipër Shega, bashkë me delet u gjet në një oborr-livadh dhe në kthesën e parë u përball me tre policë serbë. Midis tyre ishte njëri më i lartë, me mustakë të zi, të rrumcallur. Që të tre ishin të veshur me uniforma komandosh, me revole përbrezi, por pa antiplumb. Polici-komando me automatik në përcjellje të Shegës me delet i doli treshes policore nja tre hapa përpara, mori qëndrim gatitu dhe raportoi:

- Zotëri shef, para jush e keni një cigane të dyshimtë të quajtur Ramize Karaxha, me dymbëdhjetë dele e tetë qingja. Raporton komandir Jovanoviq Stevo.
- Mirë, Stevo, - tha me zë të butë shefi, - je i lirë dhe mund të shkosh në detyrën tënde – dhe duke buzëqeshur me zë pak më zyrtar iu drejtua Shegës e cila kishte mbetur midis deleve e policëve, - Mirë, bre, zoja rome, a nuk keni frikë që të bridhni e vetmuar fushave e maleve në këtë kohë lufte?

Shega u step. Ajo ishte përgatitur për të gjitha situatat, por nuk ishte përgatitur për fjalë kaq të buta. I tha rome. Iu drejtua me ju. Ajo nuk dinte si të përgjigjej. Shefi, pas një pritjeje, iu drejtua përsëri me zë edhe më të butë:

- Moj zojë, mos vallë nuk e kuptoni serbishten?

Shegës iu hap goja:

- Jo, po,  kuptoni,  kuptoni, gospodin shef, po foli, po foli...
- E, mirë, pra, prej nga po vjen e ku po shkon?

- Po vjeni pej katuni Batllava e po shkoni në Vushtrri me shitë delet...
- Po, por tash është tepër vonë për pazar. Edhe pak do të bëhet natë. Kupton?
- Kuptoj, kuptoj, gospodin shef, por sonte po fleni në donji shpia e nesër po shkoj te kasapi me shitë delet...
- A nuk ke frikë nga shqiptarët?
- Jo, shiptari po iki...
- Po, a e donë ti Serbinë?
- Po qysh nuk po doja, gospodin shef? Sërbia osht dërzhava joni.
- Po, kush është kryetari i Serbisë, a e di?
- Po qysh nuk e dini gospodin shef! Ato po dini krejt bota...
- E, po, meqë e ditka krejt bota, kush është?
- Ai osht roshkopello Slloba, gospodin shef...
- E, çfarë do të thotë ajo roshkopillo?
- Roshkopello, roshkopello, po thoni ma i madhi...
- E, si thuhet romisht rroftë kryetari Sllobodan Milloshevi q?
- E vizhgaj roshkopello Sllobodan Milloshevi q!
- Nënën ia kajsha! – tha shefi si me vete e shtoi, - Po, a di ti shqip?
- Po foli, po foli edhe shqipi...

Shefi u ndal paksa, shikoi të dy kolegët e vet në të majtë e në të djathtë dhe foli me një zë më të ultë, por që mund të dëgjohej mirë nga veshët e hollë të Shegës:

- Çfarë thoni ju, a mund të na hyjë kjo në punë me këto që kemi në ahur?
- Paj, - tha i majti, - ta provojmë.

Shefi ktheu kokën kah i djathti. Ai ngriti kokën lart, ia dha një shikim Shegës e tha:

- Paj, përse jo? Edhe ashtu nuk humbim asgjë. Nëse del diç mirë e nëse nuk del asgjë, prapë mirë...

Shefi iu drejtua Shegës me zë të butë:

- Dëgjo, zojë!

Shega ia hapi sytë shefit. Ai vazhdoi:

- Nëse do ta kryesh një punë të vogël për ne ke për ta marrë një shpërblim të madh prej nesh. Kupton?
- Kupton, kupton, gospodin. Po fshini shpia, a?
- Jo, jo! Çfarë të fshiri! Diçka më të lehtë, më të lehtë...
- Çka po thoni, unë po boni, zotëri shef. Unë po doni shumë roshkopello Slloba...
- Unë po e shoh se ti je një zojë e vërtetë dhe se ti e donë shtetin tonë. - Shefi ia bëri me dorë që të afrohej dhe pastaj shtoi: - Ne, këtu, në atë ahurin tonë andej e kemi zënë një grup pshurrajkash që janë munduar ta rrëzojnë pushtetin tonë edhe liderin tonë Sllobën...A po kupton?
- Po kuptoni, po kuptoni, ama çka unë me boni?
- Ti e ke për detyrë të marrësh vesh si i kanë emrat e mbiemrat dhe adresat e shpijave të tyre... A po kupton?
- Kuptoni, kuptoni, ama mos po rrehi ato mu...

Shefi shikoi dajthatas e majtas dhe tha me zë të ulët:

- Në rrot të samës! Po ç'po i vika era qenef!- por me mundim të madh frenoi veten dhe përsëri me zë normal e të butë iu drejtua Shegës që ishte jo më larg se një hap larg tij: - E dimë ne atë punë shumë mirë, mirëpo ti si të futesh në ahur ke me na sharë neve, Sllobën...
- Jo, valla, gospodin shef, Slloba nuk shavi se nuk ma dovi zemra...
- E, mirë, pra, thirr: rroftë NATO! Rroftë Amerika! Rroftë UÇK!... A po kupton?
- Po kuptovi, po kuptovi, ama zemra nuk po doni...
- Ama, nesër në mëngjes, ke për të marrë shpërblim të madh...
- E delet e mi ku po leni? – ndërhyri Shega duke u shtirë e brengosur.
- Hiç mos ke merak për delet. Nëse do ta kryesh detyrën si duhet prej dymbëdhjetë dele sa ke tash do të bëhen njëqind e njëzetë!...
- Njëqind e njëzetë! Edhe unë po boni ça po thoni ti, gospodin shef...

- Por, shiko! – ndërhyri shefi me seriozitet. - Të mbash mirë në mend emrat, mbiemrat dhe adresat e tyre, a?
- Hiç mos boni gajle, po mani mend, po mani...
- Jovo, - i tha shefi policit-komnado që kishte në krahun e djathtë, - kontrolloja të lutem atë strajcën, merrja atë shkopin dhe çoje këtë zojën në detyrën e vet.

Polici Jovo e vuri Shegën përpara drejt ahurit, kurse shefi i tha policit tjetër që mbeti me të:

-Çedo, hajde ta lajmërojmë komandën!

2.

Polici Jovo, pasi që shikoi strajcën, nxori nga andej pjatën dhe lugën e, pasi që shikoi çfarë kishte në strajcë, përsëri lugën e pijatën i kthei mbrapa në strajcë dhe me ushtimë të hollë fërfëlloi strajcën tutje përtokë. Pastaj iu avit derës së ahurit dhe kur me çelësin e madh hapi me rrapëllimë derën e ahurit prej andej doli një kutërbim i tmerrshëm. Ai, kapi për krahu Shegën, dhe e shtyu me forcë brenda duke i thënë:

- Hajde, kurva magjupe se edhe ti e ke vendin këtu me këto kurvat shqiptare!...

Shega u përplas mbi bykun e ndotur, kurse polici Jovo, mbylli derën me rrëmbim, por qëndroi për disa kohë pas derës duke përgjuar. Pas pak nisën britmat e Shegës:

- Poshtë banditi! Poshtë krimineli! E vizhgaj UÇK! E vizhgaj Amerika! E vizhgaj NATO!...

Për një kohë mbretëroi qetësi e plotë. Shega vazhdoi:

- Ku jeni, bre çika kosovare, he ja hangsha loçka, une juve! Ku jeni, bre, dalldysha! Ju jeni, bre, drenushat e tezes Ramize...

Mimoza, pas një hezitimi të shkurtë njohu Shegën dhe nga gëzimi e pikëllimi nuk përmbajti dot vajin. Një nga një edhe të katër gocat tjera ia filluan kujës meqë edhe ato e kishin vajin në buzë. Shega nuk e humbi veten. Asaj, dalëngadalë iu mësuan sytë në gjysmerrësirë. E dalloi Mimozën nga e  cila kishte mbetur vetëm hija. Iu afrua ngadalë, ia shtrëngoi dorën dhe pasi

që e shikoi mirë e mirë, ia shkeli syrin e vazhdoi të fliste si magjupe duke përqafuar të gjitha gocat një nga një:

- Pse po kani, mori, vajza, po na ka nxoni taksirati, bre! Na çini kapak milicia e na shloni. Nuk bohet kijameti...

Pas kësaj, Shega iu afrua përsëri Mimozës, e mori ngryk, e shtrëngoi fort e i tha në vesh:

- Kallxoju në vesh, me zë krejt të vogël, këtyre fatzezave tua se kush jam dhe se kam ardhur që të ju shpëtoj. Pas kësaj të gjitha le të shtiren sikur po qajnë dhe ti eja përsëri te unë!...

Mimoza bëri ashtu si i tha Shega dhe erdhi te kjo e ia vuri veshin te goja. Shega e pyeti shkurt:

- Bija ime, a je e gatshme që të vdesim për lirinë tonë?
- Po. – tha Mimoza.
- Pra, vazhdo të shtiresh sikur po qanë dhe fillo menjëherë e gjurmo, pëllëmbë për pëllëmbë ahurin dhe mblidh me kujdes çfarëdo lecke, sixhimi, konopi, rripi a teli që të ketë dhe vëri atje, në këndin e verbët. Kuptove?
- Po, kuptova. – tha Mimoza dhe menjëherë filloi nga puna duke u shtirur se po qante.

Pas kësaj, Shega iu afrua vajzës që kishte më afër. Ishte ajo një vajzë më e gjatë se Shega, kishte sy të zjarrtë e mjekër të fuqishme me birë në mes. Ajo, pa fjalë la vajin dhe afroi veshin te goja e Shegës.

- Si e ke emrin? – e pyeti Shega.
- Hilmie.
- Nga je?
- Prej Mitrovice.
- A ke pasur dike në familjen tënde që është marrë me politikë?
- Po, babgjyshin.
- E, baba?
- Jo!
- Ku të zunë?
- Më nxorën nga kolona që na kishin nisur për Shqipëri.
- Evlad, a je e gatshme që të vdesim për lirinë tonë?

- Po! – tha Hilmia dhe papritmas shtrëngoi me forcë trupin e Shegës.
- Pra...- dhe i shpjegoi Shega se çfarë duhej të bënte edhe ajo.

Edhe Hilmia vazhdoi të shtirej se qante e filloi hulumtimet nëpër ahur. Shega iu afrua tjetrës që kishte në të djathtë. Ajo, një vajzë sykaltër e vithegjerë, largoi flokët e gjatë e të verdhë dhe afroi veshin te goja e Shegës.

-Si e ke emrin?

- Sanie.
- Nga je? – e pyeti Shega duke ia vënë duart rreth belit.
- Nga Bajgora, por e rame në Vushtrri.
- Çka të punon baba?
- Ka qenë minator në Trepçë, por vdiq i ri.
- Kë ke nga familja?
- Jemi katër motra e nëna.
- A je e gatshme të vdesim për lirinë tonë?
- Tash jam, por po drojë se jam vonuar...
- Jo, jo, kurrë nuk është vonë! Pra... – i shpjegoi Shega edhe kësaj se çfarë duhej të bënte dhe u drejtua kah goca e tretë që qëndronte pak më larg.

Ajo ishte një vajzë rrumbullake, më e vogël në shtat se Shega me sy të mëdhenj e të zi, gojë të vockël e me faqet ende të kuqe. Shega i vuri dorën në shpatull dhe afroi gojën te veshi i saj:

- Goce, sa vjeç je?
- Gjashtëmbëdhjetë.
- A është marrë dikush me politikë nga familja jote?
- Askush.
- Nga je?
- Prej Hajkobille e rame në Prishtinë.
- Si e ke emrin?
- Xhevrie.
- Ku të zunë?
- Më zbritën prej traktorit në të dalë nga qyteti.
- Bija e nënës, a je e gatshme të vdesim për lirinë tonë?

- Veç a është e mujtun?
- Pra...- Edhe kësaj Shega i tregoi se çfarë duhej të bënte.

Edhe Xhevria filloi nga vaji i shtirur dhe nga puna që iu tha. Ndërsa Shega po mendonte ku i humbi e pesta, kur ajo, e gjatë, e thatë, me gojë të madhe e buzë të trasha dhe me disa dhëmbë të mëdhenj e paksa të qitur jashtë, i doli vetë prej mbrapa shpine përpara.

- Ja, ku jam edhe unë. – tha ajo me zë normal duke buzëqeshur si me turp. – E vetmja jam që ende nuk më kanë dhunuar...
- A po mbeti merak me probitë matrakulat e milicisë, a? – tha Shega në zhargonin jevg.

Të gjitha gocat, me shpejtësi mbyllën gojët që të mos qeshnin. Shega tërhoqi të gjatën pranë trupit të saj, ia uli kokën pranë veshit të vet e i pëshpëriti:

- Nga je?
- Nga Mikushnica.
- A është marrë dikush nga familja jote me politikë?
- Të gjithë, me babgjysh e me katragjysh. Edhe tash të gjithë, me babë e me vëllezër i kam në UÇK. – i pëshpëriti ajo Shegës në vesh.
- Po, a di të punosh me armë? – i pëshpëriti asaj Shega në vesh.
- Po. Me kallash e me revole.
- Si e ke emrin?
- Shqipe.
- Pra, ty nuk ka nevojë të të pyes se a je e gatshme që të vdesim për lirinë tonë?
- Nuk ka nevojë. Me vete më ke?
- Po, ty ku të zunë?
- Më zunë në fshat. Mblidhja kafshët e mbetura gjallë për t'i çuar në mal për furnizim.
- E, po, atëherë...- Dhe Shega i shpjegoi edhe Shqipes se çfarë duhej të bënte deri në detyrën e ardhme.

Jeta brenda ahurit të Haki Cakës u ngjall. Ndërsa vaji i shtirur

ushtonte me forcë, kashta e byku gumëzhinin ndërsa të pesë gocat me kujdes të madh hallakatnin çdo skutë e çdo pëllëmbë.
“O, i lumi e i madhi Zot, më ndihmo!” - u lut Shega vetmevete e nisi të studionte ahurin sa ishte ende dritë. Ahri kishte tre grazhde të mëdhenj ku me gjasë flinin gocat. Aty ishin edhe pesë shtylla të trasha që mbërrinin deri në tavanin e ahurit. Dera e madhe metalike hapej jashtë. Afër dere ishte dhe një kovë e madhe e mbushur përgjysmë me urinë. Papritmas Shegës iu afrua Mimoza. Në dorë mbante një sëpatë të ndryshkur e me gjysmë bishti të thyer. Shega mori sëpatën në dorë, e shikoi me gëzim, pastaj shikoi me nxitim kah dera e dritarja e lartë me grila dhe vrik fshehu mjetin për trupi. Në vesh i pëshpëriti Mimozës:

- U bë shumë mirë. E bëmë mjetin e parë. Ti e gjete, ti do ta ruash dhe ti do ta përdorësh. U bë?

Mimoza e gëzuar pohoi me kokë. Mori sëpatën në dorë dhe vazhdoi hallakatjen. Pas pak te Shega u afrua Hilmia me disa copa sixhimash, tojash e telash elektrikë në duar. Shega e përqafoi fort dhe i pëshpëriti në vesh:

- Të ka tezja kreshnike! Të lumtë! Vazhdo!

Porsa u shkëput Hilmia u afrua Sania plot gaz me disa rripa pajisjesh për kuaj në duar. Shega shikoi grumbullin e rripave e iu hodh në përqafim gocës me flokët shtëllungë dhe i pëshpëriti në vesh:

- E kam ditur se ke për të bërë punë të madhe. Të lumtë! Vazhdo edhe pak! Ende pa u larguar Sania, prapa shpinës së Shegës priste Xhevria rrumbullake me një qyski të madhe në dorë dhe me një lëmsh të madh teli të butë e të veshur të bakrit. Shega puthi gocën në të dy faqet e pasi që bëri sikur donte t’ia kafshonte veshin i pëshpëriti ëmbël:
- Ty të ka tezja më të mirën! Paske vyer fort. Të lumtë!...

Mu në këtë çast bumbulluan dy shpërthime njëra pas tjetrës. Goca u trand paksa, por Shega e shtrëngoi fort për trupi dhe i pëshpëriti edhe më ëmbël:

- Ja, ky qe urimi i NATO-s për ty. Tash merre këtë lëmsh,

shko te grazhdi në ballë dhe ngadalë-ngadalë zhvilloje telin duke e sjellë rreth dy shtyllave të grazhdit. A more vesh?

Xhevria e puthi Shegën në faqe dhe i pëshpëriti në vesh:

- A të kam nënë?...

Duke përcjellë me sy të rrëmbushur Xhevrien rrumbullake për në vendin ku i tha, Shegës shikimi iu ndal mbi fytyrën e Shqipes e cila, e turpëruar e hante buzën e poshtme me dhëmbë. Shega iu afrua dhe ia vuri krahun rreth belit. Shqipja uli gojën te veshi i Shegës e i pëshpëriti:

- Unë e zeza, ende nuk gjeta asgjë përveç një cungu të madh.
- He, ty të paça! – i pëshpëriti Shega në vesh. - Po, ti na e paske gjetur tavolinën për punë...

Shqipja buzëqeshi dhe mbuloi gojën me dorë.

- Ku e ke cungun? – i pëshpëriti Shega në vesh.

Shqipja e kapi përdore dhe e çoi në fund të ahurit. Cungu qëndronte i madh, i gjerë dhe stabil. Shega, me një lëvizje të shpejtë të llërës, fshiu bykun nga sipërfaqja e cungut, u ul vet pranë cungut dhe duke tërhequr Shqipen përdore e uli pranë vetes dhe i pëshpëriti në vesh:

- Dëgjo, ti po më dukesh më me përvojë se gocat tjera, prandaj së bashku duhet ta diskutojmë planin e shpëtimit. Kupton?

Shqipja lëvizi kokën në shej pohimi.

- Unë do ta shtroj planin, kurse ti do të bësh vërejtjet e tua.

Shqipja hëngri buzën me dhembë. Shega vazhdoi pëshpëritjen në veshin e saj:

- Ti, këtu brenda i di gjërat si shkojnë, prandaj unë kam nevojë për këshillat e tua. Atë që unë kam në kokë duhet ta përputhim me realitetin këtu që plani ynë të jetë i realizueshëm. Për këtë arsye, të lutem që të më thuash se si shkojnë e vijnë punët këtu me ju?

3.

Shqipja, përcjellë me një frymëmarrje të rënduar nisi të pëshpëriste në veshin e Shegës:

- Për çdo mëngjes vjen shefi e na zgjon nga gjumi me një thirrje trishtuese. Dy prej nesh e marrim teneqen dhe e qesim e e derdhim mbrapa ahurit te plehrat. Pastaj shefi na e jep një llastik me pesë vekne për njëzetë e katër orë dhe një enë plastikë me ujë gjithashtu për njëzetë e katër orë. E mbyll derën e shkon. Natën e parë, para shtatë ditësh, nga katër bisha i kanë dhunuar një nga një të katër gocat, si po ju thua ti. Netëve tjera, çdonjëri e merr nga një. Mua nuk më morën sepse më thanë që jam e shëmtuar. Së pari herë në jetën time u gëzova që nuk jam e bukur... Vonë natën, pasi që pijaven mirë e mirë, një nga një, vijnë e i marrin këto të katrat, i çojnë lart në kat, i fusin në banjo dhe nga banja drejt e në shtratin e dhunimit, deri në karaferk. Në karaferk, të gjorat, i bien dhe i përplasin këtu. Tmerr!...Na është bërë jeta ferr!...- përfundoi Shqipja rrëfimin e filloi dënesjet.

Shega përkëdheli lehtas faqen e Shqipes dhe nisi pëshpëritjen në veshin e saj:

- Çka ta merr mendja a mundemi ne pesë ta nënshtrojmë një bishë policore?
- Paj, nëse veprojmë përnjëherë, po.- pëshpëriti Shqipja.
- Po, - ndërhyri me pëshpëritje Shega, - çfarë armësh merr me vete shefi kur vjen këtu në mëngjes?
- Vetëm revolen.
- Po, a mund të çarmatosen ato bishat tjera vetëm me një revole? – pëshpëriti Shega.
- Po, se ata do të jenë të çkokërdhuar, në gjumë. Problem janë dyert e dhomave nëse janë të mbyllura...
- Dyert i çelim me qyskinë që gjeti Xhevria. E ke parasysh këtë mundësi?
- Paj, meqë do të jenë tepër të lodhur mund ta bëjmë edhe këtë...
- Unë mendoj se porsa ta qetësojmë, shefin duhet ta lidhim për atë shtyllën pas dere me ata telat e bakrit që po i zhvillon Xhevria atje te grazhdi.

- Po, - pëshpëriti Shqipja, - tojat, sixhimat e rripat nuk na duhen fare sepse për këtë punë më së miri na bëjnë punë telat e bakrit se bakri ishte mjaft i trashë, i fortë, por edhe mjaft i butë për të manipuluar me të...
- Ashtu mendoj edhe unë. – iu përgjigj Shega me pëshpëritje. Për atje lart do të veproj unë sipas rrethanave që do të jenë. Nëse do të jenë në gjumë si thua ti, atëherë puna do të jetë më e lehtë e nëse jo puna do të jetë më e ndërlikuar. Por, për çdo rast, ti me revole do të vijsh pas meje, ose do të fshihesh pas këndit të ndërtesë, pas shkallëve, ose do të shohim si të vie puna...- pëshpëriti Shega dhe pasi shtrëngoi fort Shqipen, u ngrit e shkoi te të tjerat, duke i ndalur një nga një. Të gjithave me radhë u pëshpëriti në vesh me gëzim e u tha që të ndërpritnin hallakatjen dhe të gjitha të shkonin te Xhevria rrumbullake e t'i ndihmonin asaj në zhvillimin e prerjen me sëpatë sa më me pak zhurmë të telave dhe ata të paluar t'i sillnin tek ajo.

Telat e parë të prerë erdhën te cungu ku ishin Shega e Shqipja. Shega e mori të parin dhe e kapi në dy skajet. Teli doli më i gjerë se një pash. Shega i pëshpëriti Shqipes:

- Qenka i trashë, i fortë e i gjatë sa me e lidhë një buall...

Pa thënë asnjë fjalë e mori telin në duar edhe Shqipja dhe e mati. Ajo, me tel në duar e përqafoi fort Shegën, ra në dy gjuj para saj dhe i pëshpëriti:

- Vallë, a do të na ndihmojë Zoti?
- Atyre që i besojnë, Zoti u ndihmon. – u përgjigj Shega dhe vrap shkoi te gocat, atje ku priteshin telat.

Të parën e përqafoi më të voglën, Xhevrien rrumbullake e i pëshpëriti në vesh:

- Të ka nëna luaneshë!
- Ishalla, nëne!– iu përgjigj me pëshpërimë vogëlushja.

Pastaj Shega iu afrua Hilmies e i pëshpëriti:

- Të kam luaneshë!
- Më ke trullavicë, moj teze! – i pëshpëriti ajo duke dënesur.

Shega u shkëput nga Hilmia dhe përqafoi Sanien e i pëshpëriti:

- Të ka tezja luaneshë!
- Më ke pus të zi, moj teze! – iu përgjigj Sania duke përqafuar me forcë Shegën.

Të fundit Shega përqafoi Mimozën e i pëshpëriti:

- Gjithmonë ke qenë luaneshë e edhe tash je luaneshë.
- Kam qenë dikushi, nëna-Shegë, ndërsa tash jam qyqe e rrembit!
- Do të shohësh se nuk je ajo që po mendon ti për veten tënde, por je ajo që po të them unë!

Dhe Shega, duke i pëshpëritur e duke e përqafuar e ledhatuar ia tregoi shkurtimisht planin e shpëtimit dhe detyrën e saj që kishte për të bërë. Mimoza, alaminut sikur mori fuqi. E përqafoi Shegën me aq forcë saqë desh ia zuri frymën. Pastaj, Shega e gëzuar, u shkëput nga Mimoza dhe, pasi që i tha që t’ia çonte gocat një nga një, u nis andej te cungu ku e priste Shqipja. Zgjati gojën te veshi i saj dhe i pëshpëriti:

- Gocat janë në kulmin e dëshpërimit e të pezmit, por edhe në kulmin e gatishmërisë me u flijue...
- Nuk kanë faj që janë aq të dëshpëruara, - iu përgjigj me pëshpëritje Shqipja, - edhe mua shpesh më shkon mendja përse këta të poshtër nuk më dhunuan edhe mua e ta ndaja dëshpërimin e fatkeqësinë me to...
- Jo, pa këtë dëshpërim të pafund, përveç Mimozës, këto të tjerat nuk do të vetëdijesoheshin kaq shpejt e kaq shumë, por edhe për kohë të gjatë do të mbeteshin trullavica si delet! - iu përgjigj me pëshpëritje Shega e vazhdoi: – Kurse ti e ke lehtë se je rritur në një familje atdhetare dhe je vetëdijesuar me kohë. Njerëzit tanë duhet të mësohen e të mbushen me pezëm edhe nga fatkeqësia e të tjerëve e jo vetëm kur ta provojnë në lëkurën e tyre!...

Shqipja e puthi Shegën në faqe. Në këtë e sipër erdhi Hilmia. Shega e rroku për të dy duart dhe e uli pranë vetes në kashtë. Në vesh ia pëshpëriti planin e shpëtimit për nesër në mëngjes dhe detyrën e saj që e priste. Nga gëzimi Hilmia puthi me afsh Shegën në të dy faqet dhe u ngrit. Shega e tërhoqi për dore e

pasi ajo u kërrus i pëshpëriti në vesh:

- Telat e prerë t'i bëni bistek, tre nga tre! Kupton!

Hilmia shkoi te telat e, pas saj erdhi Sania e në fund edhe Xhevria e vogël. Edhe këtyre Shega me ngadalë e ëmbël ua tregoi planin e shpëtimit për nesër dhe detyrat e tyre që kishin për të kryer.

Shega e Shqipja mbetën vetëm pranë cungut.

- Shqipe, - i pëshpëriti vajzës në vesh Shega,- zemra po më thotë se do t'ia dalim. – dhe goditi cungun me grasht.

Shqipja, kapi me duar grushtin e Shegës, e puthi disa herë dhe i pëshpëriti në vesh:

- Pa këtë nuk ka asgjë.

Shega, kapi gishtin tregues të dorës së djathtë të Shqipes e i pëshpëriti edhe kjo asaj në vesh:

- Por, pa këtë edhe më hiç! Por, a di çka, shko e thuaju gocave që porsa të kryejnë gërshetimin e telave t'i sjellin ata te unë, le ta pinë nga një tas ujë e le të pushojnë paksa, sepse do të fillojmë nga provat...

4.

Provat ishin fort serioze. Shega luante rolin e shefit të robëruar, kurse gocat kryenin gjithnjë e më me mjeshtri e shpejtësi rolet për çka ishin ngarkuar. Prova u përsërit dhjetë herë dhe Shega ishte e kënaqur. Pastaj u pëshpëriti gocave që të shkonin në grazhdet e veta e të përpiqeshin që të bënin nga një sy gjumë se egërsirat porsa të deheshin do të vinin t'i merrnin.

Si u tha ashtu dhe u bë. Shega ia bëri vetes një vend në kashtë sa për t'u shtrirë dhe për të vëzhguar. Nëpër dritaren me grila lart hynte aq dritë sa për të davaritur terrin e plotë. Dikur vonë, në natën e thellë, filloi të hapej me ngadalë dera e ahurit dhe një hije që hyri mori me vete një hije nga grazhdi e dolën jashtë me ngadalë. Kështu, me ndërkohë të shkurta, u hap e u mbyll në të njëjtën mënyrë dera e ahurit. Shega u ngrit ngadalë dhe shkoi te skaji i grazhdit më të gjatë në krah me dritaren dhe aty duke prekur lehtas gjeti trupin e Shqipes. Ajo dëneste me dridhma të

forta. Shega i shtrëngoi dorën me forcë e pa fjalë u kthye në vendin e vet në kashtë.

5.

Kur po bëhej vija e parë e agut u hap lehtas dera e ahurit dhe të katër gocat-hije u shtynë vrazhdash në ahur dhe dera pas tyre u mbyll me rrapëllimë. Të katër gocat-hije u vërvitën në vendet e tyre ndër grazhde dhe pllakosi qetësia. Shega shikoi orën. Ishte gati katër. Nga përjetimet e njëpasnjëshme e fort të rënda që kishte kaluar këto dy ditët e fundit sikur i ishte rënduar paksa koka, por ende ndihej e fortë. Nuk guxonte as të lëshohej në gjumë, as të qëndronte e zgjuar tërë kohën derisa pritej që të vinte e të hapte derën shefi i egërsirave. Mendja i fluturonte gjithkah, sa në momentet që i prisnin, sa te Heli, sa te Zeka babaxhan, sa te Azem Zeqiri, sa te e motra e Azem Zeqirit. Mendja i shkonte te të gjithë ata që me mendje ishin me të dhe me Dardaninë. Por ahuri i Haki Cakës kishte për të qenë skena ku do të luhej sot pjesa dramatike e Shegës me pesë gocat dhe me policët-çetnikë. Në këtë pjesë dramatike gjysma ishte fare e panjohur. Ajo nuk e dinte dhe nuk kishte si ta dinte se çfarë do të bënin dhe si do të silleshin dhunuesit e egër. Pastaj nuk ishte plotësisht e sigurt se gocat do të vepronin përafërsisht ashtu si kaluan nëpër provat e paramenduara. Vetëm në veten e vet ishte plotësisht e sigurt...
“Vetëm Zoti i madh na ndihmoftë”! – u lut Shega dhe shtrëngoi grushtet plot me kashtë.

6.

Papritmas, bubulloi e u dridh toka nga tri shpërthime të fuqishme, të NATO-s. Shega brofi në këmbë dhe shkundulloi kashtërat që i ishin ngjitur për trupi. Edhe gocat u zgjuan nga gjumi, por nuk lëvizën nga grazhdet ku ishin të shtrira. Nuk vonoi dhe me rraptimë të madhe u hap dera e ahurit dhe kryeshtruar, por me revole përbrezi duke ulëritur hyri shefi:

- Eto vam NATO! Kurvetine!...

Gocat brofën nga grazhdet që të pestat dhe e rrethuan Shefin. Sytë i kishin të drejtuara nga Shega. Ajo, ngadalë iu afrua shefit andej nga e kishte të ngjeshur revolen e i tha me zë lutës:

- Gospodin shef, ku i kam delet?
- Ik moj tutje, kush po i çin delet e tua!…

Dhe pjesa dramatike filloi të luhej me shpejtësi të rrufeshme. Shega nxori me shpejtësi revolen e shefit prej këllëfi. Të pesë gocat iu hodhën shefit përmbi dhe e shtruan përtokë. Shega, pasi kishte liruar siguresën e duke mbajtur "parabellumin" me të dyja duart ia futi gypin e mjetit mu në bark dhe foli:

- Mos lëviz e mos bëzajë nëse e do jetën tënde!

Shefit vetëm iu dridhen mustakët dhe i zbetë si qiriu qëndroi si i ngrafitur. –Ngrehu në këmbë! - urdhëroi Shega shefin.
Ai, duke gjëmuar e duke u dridhur, u ngrit në këmbë.

- Shqipe, telat! – thirri Shega me zë jo të lartë dhe shtoi, - goca, mbështeteni për shtyllën anës derës dhe mbylleni derën!

Shefi, duke ndier therjen e topitur të gypit të revoles në bark, nuk kundërshtonte. U mbështet për shtyllën e trashë pa bërë as piu me gojën që i kishte mbetur hapur. Shqipja ia vuri gërshetën e telave rreth qafës së trashë dhe e përdrodhi gërshetën rreth shtyllës së trashë derisa filloi shefit t'i zihej fryma.

- Shqipe, prekja me gisht qafën ndërmjet telave dhe shiko që të mos i zihet fryma! – urdhëroi Shega.

Shqipja bëri ashtu si i tha Shega.

- Hilmie, ti lidhja krahët e gjoksin për shtylle! Ti, Sanie, lidhja belin për shtylle! Ti, Xhevrie lidhja këmbët nën gjuj për shtylle! Shpejt!

Pasi përfundoi lidhja Shega largoi revolen nga barku i shefit e urdhëroi:

- Ti, Mimozë, merre sëpatën dhe qëndroi te koka! Vetëm po hapi gojën qëlloje midis ballit me tërë forcën! Kuptove! Ti, Shqipe, eja pas meje! Edhe Ti, Xhevrie, merre qyskinë dhe vrap pas nesh! Ndërsa ju të tjerat qëndroni të përgatitura këtu brenda! Kuptuat?

Të gjitha pohuan me kokë. Shega, me revolen e fshehur në palë të kuleve, Shqipja dhe Xhevria, me qyski prapa shpine dolën fluturimthi. Hapësira përreth shtëpisë së Haki Cakës ishte e qetë. Delet nuk ishin askund. Shega me dorën e djathtë në palën e kuleve mori shkallëve përpjetë duke u bërë me shej këtyre të dyjave që ta ndiqnin. Që të tria u bënë bashkë në korridorin e gjerë. Qetësi. Shega shikoi majtas djathtas dhe prapa një bërryli të vogël pa, të mbështetur për kënd pesë "kallashnikovë". Dy gocave, me duar, u dha shej që të merrnin armët t'i çonin në stallë, kurse Shqipja t'u shpjegonte gocave atje se si përdoreshin armët dhe të ktheheshin te kjo.

Kjo kohë e pritjes dhe e përgjimit Shegës iu duk një shekull. Shqipja u kthye me "kallash" në krah duke i dhënë shej Shegës se edhe atyre të triave ua kishte përgatitur armët për të shtënë nga një plumb, nga një plumb. Shega i bëri shej dy gocave që të paloheshin prapa brrylit, kurse vetë me ngadalë provoi dhe e gjeti të hapur derën e parë në të majtë. Komandos Çeda ishte vdekur në gjumë. Gërhama i shkonte fishkëllimë. Shega vërejti "parabellumin" me këllëf dhe "toki-vokin" të vendosur mbi kolltukun pranë dritares. Si e porositur, në derë u paraqit Shqipja me armë në dorë. Shega mori me ngadalë revolen me këllëf dhe "toki-vokin" e ia zgjati Shqipes. Ajo vuri armën e gjatë në krah dhe shpejt e shpejt ngjeshi revolen përbrezi dhe fiku "toki-vokin". Shega i bëri shej Shqipes që të largohej dhe vetë iu afrua Çedës dhe e thirri me zë të butë:

- Gospodin komandir! Gospodin komandir!

Ai nuk dëgjonte, por vazhdonte gërhitjen. Shega, me dorën e djathtë në gjirin e kuleve, u largua për një hap nga shtrati dhe shoqëruar me thirrje, me dorën e majtë preku Çedën në gju. Çeda u trand, hapi sytë dhe i habitur që shihte Shegën para vetes, fshiu sytë dhe kur u bind se nuk ishte në ëndërr iu drejtua kësaj me përbuzje:

- Prej nga ti këtu, moj magjupe?!
- Gospodin komandir, po thirri ty shefi në shtalla se njo ka vari veten...

- Paj, çka po më kërset mua k...- u mundua të thoshte diçka Çeda.
- Po, po, por shefi po thirri. Shpejt!Shpejt!
- Ah, ta qifsha shefin! – tha Çeda dhe prishaqefas sa s’ka u ngrit nga shtrati dhe me hapa shatrapul mori tatëpjetë shkallëve.

Shega iu ngjit mbrapa. Në momentin që Çeda hapi derën dhe bëri hapin e parë në ahur, Shega iu futi gypin e revoles në kurriz dhe i foli me serbishte të pastër:

- Duart lart e mos lëviz nëse ta kënda jetën!

Çeda çoi duart e shikoi djathtas majtas. Kur pa katër tyta kallashnikovësh të drejtuara kah ai dhe shefin se në ç’ gjendje ishte i shkuan pordhët varg.

- Shefe...- deshi të thoshte diçka, por nga e majta Shqipja ia futi “kallashin” në bri e iu ngërdhuc:
- Çuti!

Çedës i mbeti fjala në fyt. Shega i tha Çedës me të butë:

- Afrou te ajo shtylla, atje! – dhe e shtyu me gypin e revoles në shpinë te shtylla midis dy grazhdeve. Çeda bindej pa fjalë. Ajo e urdhëroi që të kthehej me shpinë kah shtylla dhe e mbështeti për të! Pastaj iu drejtua vajzave: - Goca! Telat!

Për sa hap e mbyll sytë Çedës së zbehur më zi se shefi i tij, iu lidhën telat në qafë e për shtylle, në kraharor e mbi duar e për shtylle, në bel e për shtylle dhe në të dy këmbët e për shtylle. Shega u tha Hilmies, Sanijes e Mimozës që kishin drejtuar automatikët kah dy policët e lidhur:

- Goca, vetëm nëse e çelin gojën, vrani në vend! Shqipe, Xhevë! Pas meje! – foli Shega dhe me ngadalë hapi derën e ahrit e pasi që dolën që të tria tërhoqi ngadalë derën. Në oborrin e Haki Cakës mbretëronte qetësi e plotë. Treshja ngjiti shkallët me nxitim dhe sakaq u gjetën para dhomës së dytë. Shega u bëri shej dy vajzave që të fshiheshin prapa bërrylit e vetë, lezëm, preku derën e cila gjithashtu ishte pa çelës. Hyri në maje të opingave dhe shikimi iu ndal mbi një

polic të ri i cili flinte i qetë si një bebe. Revolja me këllëf e "toki-voki" qëndronin mbi tavolinën e vogël te koka e tij. Polici ishte kryeshtruar me flokë të verdha, krela-krela. Shega, duke mbajtur dorën e djathtë në palën e kuleve, me dorën e majtë mori ngadalë revolen dhe ia zgjati Shqipes që i qëndronte mbrapa e pas kësaj të njëjtën gjë beri me "toki-vokin". Kur u sigurua se vajzat ishin strukur mbrapa bërrylit të korridorit, iu avit një hap policit të ri e i thirri, në zhargonin jevg, me zë të ulët e të butë, si të ishte nëna e tij:

- Zotëri komandir! Zotëri komandir!

Polici hapi sytë e kaltër dhe i habitur i tha Shegës:

- Çfarë don ti këtu?
- Shefi e madh, po thirri ty shpejt në shtalla se ka ndodhi nji deka i madh…
- Çka, çka? – pyeti polici duke fshirë sytë.
- Deka madh te shtalla! Shpejt!

Polici, u ngrit vrik në këmbë dhe fluturimthi mori tatëpjetë shkallëve. Shega, me revole tashmë të nxjerrë nga pala e kuleve, mezi e ndiqte pas. Kur polici leshverdhë hapi derën e ahurit dhe qiti hapin e parë brenda e pritën tri tyta të drejtuara kah ai, ndërsa Shega ia rrasi gypin e revoles në shpinë e i tha:

- Mos luaj!

Polici i ri, i çmeritur nga ajo çfarë po shihte para vetes brenda ahurit e nga dhimbja e gypit të revoles në shpinë, u mpi në vend. Edhe Shqipja ia futi automatikun leshverdhit në bri. Shega i tha ngadalë si në besim, por me gjuhë normale malazezçe:

- Shko te ajo shtylla, atje te dritarja dhe mbështetu për të!

Polici leshverdhë, pa asnjë fjalë shkoi aty ku iu tha dhe u mbështet për shtyllën, nën dritare. Shega, me revole të mbajtur me të dy duart i doli përpara, dy hapa larg, policit leshverdhë e u tha vajzave:

- Goca, telat! Shpejt!

Ato, ulën automatikët dhe vepruan me shpejtësi e si vetëtima në katër vende lidhën me gërsheta teli policin leshverdhë e pastaj përsëri, me shpejtësi, morën armët në dorë e u pozicionuan…

Shega edhe një herë urdhëroi gocat e armatosura:

- Nëse vetëm hapin gojën vrajini në vend që të tre!

Pas kësaj, Shega doli nga ahuri duke mbyllur derën lehtas dhe para dere gjeti Xhevrien me çyski në dorë, kurse te shkallët mbeti Shqipja me automatik të drejtuar drejt daljes. Shega ngjiti shkallët me shpejtësi dhe shkoi te dera e tretë. U bëri shej gocave që të skajoheshin dhe provoi derën e cila gjithashtu qëlloi e hapur. Ngadalë futi kokën e pastaj hyri pa zhurmë brenda. Polic Steva flinte në krah. Shega me dorën me revole të mbuluar me palë të kuleve i hodhi një vështrim dhomës. Revolja me gjithë rripa dhe “toki-voki” qëndronin në parket, pranë shtratit. Shega i bëri shej Xhevries që të merrte revolen e “toki-vokin”. Ajo i mori dhe shpejt i futi në gji brenda xhemperit të madh të lidhur me tel në midis e ngadalë u tërhoq. Shega, gjithnjë me revolen në dorë të mbuluar me palë të kuleve, iu afrua shtratit të policit nja një metër e foli me zë të butë serbisht me zhargonin jevg:

- Gospodin komandir! Gospodin komandir!

Polic Steva, hapi sytë e mëdhej dhe i befasuar i tha Shegës:

- Shiko, shiko! Po, kush të liroi ty? – dhe u ngrit ulur.
- Gospodin komandir! Atje, në shtalla varja! Po thirri, shpejt shefi!
- Hajde, de! Varje! – tha polic Steva dhe u ngrit në këmbë dhe duke u kalamendur u drejtua kah ahri. Shega, me revole në dorë e ndiqte hap pas hapi, ndërsa Shqipja e Xhevria rrinin më larg. Në momentin kur polic-Steva hapi derën dhe qiti hapin e parë, Shega, ia futi gypin në rruez të shpinës e i tha rreptas në serbishte pa zhargon jevg:
- Duart lart dhe mbylle gojën!

Tytat e tre automatikëve ishin  drejtuan tashmë kah polic Steva. Ai, çoi duart lart dhe me fytyrë fare të deformuar, nuk dinte kah të shikonte përpara.

Shega, me revolen që mbante me të dy duart e të drejtuar kah polic-Steva i tha:

- Shko e mbështetu për atë shtyllën, në ballë!

Polic Steva, pasi shikoi edhe tre të tjerë të lidhur, dhe tri tyta automatikësh që e përcillnin, shkoi atje ku i tha Shega dhe u mbështet për shtylle. Shega i doli përpara me revolen e drejtuar në gjoks e u tha vajzave:

- Goca, telat! Shpejt!

Gocat kryen detyrën e tyre për sa çel e mbyll sytë. Shega, thirri me zë të rreptë.

- Goca, vetëm nëse hapin gojën e dini vetë se çfarë duhet të bëni. Kaq!

Dhe, duke shtrënguar dhëmbët u zhduk nga ahuri duke mbyllur derën. Bashkë me Shqipen e Xhevrien ngjitën edhe një herë shkallët. Dera e katërt ishte e kyçur. Shega hëngri paksa buzën me dhëmbë, por nuk u step. I bëri shej Shqipes që të afrohej te dera me automatikun e përgatitur, mori nga dora e Xhevries çyskinë, i tha edhe asaj që të mbante revolen me të dyja duart, të drejtuar kah dera dhe e futi çyskinë te gjuhëza që mbyllte derën. E provoi ngadalë, por kot. Kur pa se nuk pati sukses i bëri me shej Xhevries që të lente revolen dhe të kapte edhe ajo bashkë me të çyskinë. Kur i dhanë zor të dyja, dera u hap me rrapëllimë. Shega fërfëlloi çyskinë tutje, nxori revolen nga pala e kuleve dhe nga pragu i derës së hapur krah e krah i gërthiti, në gjuhën pastër malazezçe policit me mustakë të gjatë që ishte ngritur ulur në krevat, por që ende nuk e kishte të qartë se çfarë po ndodhte:

- Duart lart, biri i lokes dhe dëgjo urdhrat nëse do që të mbetesh gjallë!

Polici me kokë të madhe, me faqe të kuqe, me sy të zi e zhbirues, kur pa se përballej me tytat e dy revoleve e të një automatiku, çoi duart dhe u ngrit në këmbë duke u dridhur e tha si në jermi:

- Ç'është kjo, në rrotë të samës?

Shega, bashkë me dy vajzat, duke u tërhequr ngadalë, i tha policit me mustakë:

- Kjo është ajo që po e sheh e nuk po beson. Por, tash, të dalësh ngadalë nga dhoma dhe të nisesh ngadalë dhe të

zbresësh shkallët! Kupton?

Polici me mustakë pohoi me kokë dhe u bind. Pasi që zbritën shkallët, Shega prapë i tha policit me mustakë:

- Do të shkosh drejt e në ahur, kurse ti Xhevë vrapo e hapja zotërisë derën!

Derisa polici me mustakë mbërriti, dera e ahurit qëndronte e hapur.

Pasi bëri dy hapa brenda ahurit, polici me mustakë shikoi një nga një të mbështetur e të lidhur për shtyllash: shefin, Çedën, Stevën e leshverdhin dhe pasi që shikoi tri tytat e automatikëve përballë vetes thirri me ironi:

- Pomoz Bog, Junaci! – dhe vetë, pa i thënë askush, shkoi e u mbështet për shtyllën e pestë të ahurit.

Katër policët e lidhur nuk kthyen përgjigje, por shefi mërmëriti me gjysmë zëri:

- Bog te jebo, Kallabiqu, zar ti je josh do zajebancije!?
- Shega me Shqipen, me tyta të revoles e të automatikut të drejtuara në të i dolën dy hapa përpara policit me mustakë. Pastaj Shega urdhëroi vajzat:
- Goca, lidheni edhe këtë të pestin!

Pasi që përfundoi edhe lidhja e policit me mustakë, Shega u tha të gjithë policëve të lidhur:

- Si po e shihni Zoti nuk i ndihmon ata që shtypin e vrasin popullin e pafajshëm e që dhunojnë vajza të ndershme. – E pastaj u drejtua kah vajzat: - Goca, ejani pas meje!

Të gjitha dolën bashkë me Shegën. Shega i tha Shqipes me zë të ulët:

- Bija ime, shko vrap në dhomën e këtij musteçokut dhe merr prej andej revolen e “toki-vokin” dhe eja këtu! Shpejt!

Shqipja shkoi dhe e ngarkuar erdhi si era. Shega, ndërsa ato filluan të dënesnin, i përqafoi të gjitha një nga një. Pastaj, mbylli derën e ahurit e u tha me zë të ulët:

- Gocat e mia, koha nuk pret. Nuk kemi kohë për shumë llafe e me u përqyrrë. Ecni ngadalë dhe pandrojtje. Tash jeni të armatosura. Ja ku e keni atje tej Qyqavicën. Toka prej

asfaltit e tutje është territor i lirë nën pushtetin e UÇK-së, nën komandën e kolonel Gani Lahut e major Aziz Bicit. Deri te ata Shqipen do ta keni udhëheqëse të njësitit. Me mua le të mbetet vetëm kjo – bëri me dorë kah Mimoza, - se ne do të marrim tjetër drejtim...

Disa nga vajzat filluan të qanin me zë.

- Jo! Qajnë vetëm qyqet e rrembit! Luaneshat si jeni ju nuk qajnë. Nisuni për atje ku ju thashë! Ju priftë e ju përcjelltë e mbara! – tha me zë të sigurt Shega dhe bashkë me Mimozën i përcollën me sy vajzat e armatosura derisa kaluan asfaltin dhe humbën mbrapa shkurreve.

Shega ofshau thellë e gjatë dhe përpiu fjalët që iu sollën në mendje:

"O, sa kisha dashur që të mos ishte me mua Mimoza e të zhgrehesha në një vajë të gëzimit të ç'frenuar, por goca nuk do të më kuptonte"... Shega bashkë me Mimozën mbetën në midis të oborrit. Mimoza shikonte Shegën duke mos u besuar syve të vet...

- Goce, - i tha Shega Mimozës, - a di çfarë po bëjmë?
- Çfarë? – pyeti mimoza me habi të madhe. – A po ikim, a jo?
- Jo! Po shkojmë edhe një herë lart në nevojtore të shkarkohem dhe nëse ka ujë në bojler të heq këto bajga të mallkuara nga trupi se do të vdes nga kutërbimi. Ti do të më ruash nga pozicioni mbrapa shkallëve, në kat. E pas meje do të shkosh ti. Ani?
- Ani. – tha Mimoza dhe ngjitën shkallët sikur të ishin në shtëpinë e vet...

VII.

1.

Brenda stallës, porsa mbetën vetëm, pesë polic-çetnikët nisën të flisnin, të ziheshin, të shaheshin, të qanin, të kuisnin, të pshurreshin e të dhiheshin në pantolla më zi se qentë.

- Ao meni, kukalla mi majka! Kak' dozhiveh da me jebe

allbanka! – thirri i pari polic-çetniku me mustakë që e thirrnin Kallabiq.

- Kur i përkujtoj të gjitha një nga një, vi në përfundimin se e tëra kjo ishte dhe është çmenduri e paskajshme...- tha Çeda duke u pshurrë...
- Unë dua të vdes me ndërgjegje të qetë e dua të ju them se krejt kjo, që nga maja e piramidës e deri në bazë është një çmenduri e paskajshme. Paj, ku e si mund të luftohet me krejt botën, bre. E, kur çmendet më i madhi, ku të mos çmendemi edhe ne. Kjo që na gjeti është ajo që kemi merituar. Por nuk po e kuptoj çfarë po pret kjo shqiptarja e maskuar? – tha Steva dhe filloi të qante.
- Ka mundësi që i ka ftuar ata të UÇK-së për të na rrjepur përsëgjalli. Deri në orën dymbëdhjetë kur duhet të vijnë ata bythmëdhejt tanë nga Vushtrria, kanë kohë për të gjitha. – tha shefi dhe e lëshoi mutin nëpër pantolla.
- Po, - tha leshverdhi, - a ka mundësi që të na falë kjo zoja zeshkane?
- Jo, - tha me rrëmbim Kallabiqi, - të gjitha mund të ndodhin, por vetëm kjo nuk mund të ndodhë. Paj, ku ka më hakmarrës se  shqiptarët, bre?!... Këtu, mund të bëhet fjalë vetëm se çfarë vdekjeje mund të na trillojnë. Kuku mene, Kukalla mi majka!...
- Mjaft më, he ta qifsha majkën tënde! – thirri shefi me dëshpërim.
- E, moj Kallabiqu, svaku drugu pa psujesh boga! Kad ti onomad rekoh, nemoj da psujesh, jer bog çuje i vidi sve...
- Eh, Beli, shta vredi kad ja njega nisam video, nisam mogao ni da mu verujem...
- E, pa , Kallabiqu, nisi video niti mozhesh da vidish svoju pamet, al je imash...
- Ajde, bre beli, ne budali! Pa koju pamet sam ja imao?! Da sam imao imalo pameti zar bih ja sluzhio Milosheviqu i zar bih ja verovao njegovim lazhima o zlatnim bërdima?...
- E, pa dobro Kallabiçu, jesi li barem sada, u poslednjim

trenucima svog zhivota doshao k sebi i dali sad priznajesh Boga...

- Pa, slushaj, sada priznajem, al shta vredi sada kad sam celog zhivota radio upërkos Bogu...
- Pa, dobro shto ga ne molish za oprost?
- Ma koja oprost, koji bakraçi bre, Beli! Pa, Bog nije budala da mi prosti kad zna koje sam sve grozote çinio hrvatima, magjarima, muslimanima i sad na kraju sam usrao motku skroz na skroz sa arnautima. Pa znash i sam kad sam ti ispriçao sva moja sranja...- tha Kallabiqi me dëshpërim të paskajshëm.
- E, moj mili Bozhe, shto nas dovodish do pameti samo kad prevrshimo svaku meru! – tha bardhoshi e iu drejtua Kallabiqit. - Pa dobro, bre burazeru, jesi li ikad bio u crkvu?

Ma, koja crkva, koje trice, bre burazeru! Nikad, ni prag prekoraçio! Pa, popovi su ti vazda bili najveçi hushkaqi protiv hrvata, protiv magjara, protiv muslimana i protiv arnauta. Da se ja danas pitam përvo bih rashçistio sa popovskim gadovima...

- Pa, dobro, bre ti Beli shto si se, bre, ko osica neka, okomio na çoveka? Pa, çujesh li, ti, bre, da on ne zna ni shta kazhe! Pa, nisu, bre, Kallabiqu, tebe popovi mobilisali nego je to uçinio Slloba i njegovi jurishnici! – tha Çeda.
- Pa, i to shto kazhesh. – tha Kallabiqi i dëshpëruar në kulm.
- Nego, shto ti, bre, Beli, kao popujesh tu? Pa kad bi ti bio toliko pobozhan koliko se pravish, zar bi i ti, zajedno s nama, pregazio deset bozhjih zapovedi?! – i tha Steva.

Leshverdhi u zhgreh në vaj.

- Shta ti je sad? Shto cmizdrish tu ko neka pizda? Kazhi! – iu ngërmua shefi e shtoi, - Mi, ovde usrani i popishani a ti nama Bog! Bog! Pa, kad bi uopshte bilo boga, shto bi on dozvolio da mi budemo gori nego stoka?!...
- E, svaka çast shefe! Rekao si pravu reç. To shto smo mi çinili, to nijedna stoka na svetu ne çini! – tha Kallabiqi e ta lëshoi një varg pordhësh...

Në këto fjalë e sipër u hap dera e ahrit të Haki Cakës dhe hynë brenda Shega me revole e Mimoza me kallash ndër duar.

- Kako vam je usrana policijo? – u tha Shega.

Askush nga policët e cfilitur e të tmerruar nuk u përgjegj. Më në fund, Kallabiqi mblodhi forcë sa me thënë:

- Dobro, shefice, shta çekate? Ovo je gore nego smërt. Dajte nam shto smo zasluzhili i kvit rabota!
- Vi qete da dobijate ono shto zasluzhujete. – tha Shega dhe iu drejtua Mimozës, - Goce, dil ti pak jashtë se unë do t'i qëroj hesapet me këta bastardë!

Mimoza doli me automatik ndër duar. Shega u drejtua kah policët e lidhur të cilët ishin shndërruar në kufoma të vërteta. Vetëm hapja e mbyllja e syve të tyre provonte se ende ishin të gjallë:

- Të gjithë ju, - ajo vringëlloi revolen,- meritoni nga një plumb në lule të ballit, sepse keni tejkaluar në mënyrën më të vrazhdë rregullat e luftës e të humanizmit...

Të gjithë policët e lidhur e të zverdhur u tkurrën e u rrudhën tej mase. Shega vazhdoi:

- Mirëpo, një vdekje për ju është tepër pak. Ju meritoni të vdisni përditë e shumë herë. Prandaj do të ju lë që të ju vrasë ndërgjegjja juaj e zezë tërë jetën...

Polici që i thoshiin Kallabiq filloi të qante i pari dhe me lot përfaqe, belbëzoi:

- Jao mene! Kukalla mi majka! Zar ja da dozhivim da me prosti albanka!
- Nisam vam ja oprostila. To je odlluka Vërhovnog Shtaba UÇK-a. – tha Shega dhe shkrepi plumbin e parë lart mbi shtyllën ku qëndronte i lidhur shefi.

Në ahurin e Haki Cakës, nga revolja "parabellum", me intervale të shkurtë, u dëgjuan edhe katër të shtëna të thekshme... Shega, pa thënë asnjë fjalë, shtyu ngadalë derën e ahurit e u palit prapa saj të përgjonte. Me të u bashkua edhe Mimoza.

- E, braço usrannci, - foli, pasi u ngop frymë, shefi, - svemu sam se nadao ali ovome nikako i nikada!...

Asnjëri nga policët-çetnikë tjerë nuk ndërhyri me asnjë fjalë. Shefi, pasi pështyu me harrakatje të madhe, shtoi me zë fort të dëshpëruar:

- Ali, braço usranci i popishanci, sada mi je potpuno jasno da smo pre shesto i kusur godina izgubili boj na Kosovu, ali posle ovog shto sam danas doziveo i çuo tu, zajedno s vama, meni je naçisto jasno da smo mi izgubili Kosovo za veçita vremena...

Pasi që pështyu idhshëm edhe polic-çetniku, që i thonin Kallabiq, me një zë fare të kthjelltë, tha:

- E, moj shefe, pa, na kraju krajeva, ako hoçemo da zborimo istinu ono nikada i nije bilo nashe. Kosovo smo sramno osvojili, sramno dërzhali pod nashu vlast i na kraju sramno smo i izgubili! Ko jebe nas i Kosovo!

Pas këtyre fjalëve ahuri ra në fashë. Shega e Mimoza u shikuan ngultas. Pastaj, përqafuan njëra tjetrën dhe u nisën andej për kah ishin përcaktuar. Kur mbërritën në kodrinën e parë u ndalën e u kthyen të shihnin edhe një herë ahurin e Haki Cakës. Shikimet u rrëshqitën andej, përtej asfaltit. Qyqavica po prarohej nga rrezet e diellit...

- Sot do të ketë bombardime të NATO-s, nëna- Shegë. – tha Mimoza duke shtrënguar armën ndër duar.
- Po, - tha Shega e shtoi – dhe gocat tona do të marrin pa pengesa lidhjen me ushtrinë tonë çlirimtare...

*Prishtinë - verë 200*